الجزء ٢٥ الحزب ٤٩

* إِلَيۡهِ يُرَدُّ عِلۡمُ ٱلسَّاعَةِۚ وَمَا تَخۡرُجُ مِن ثَمَرَٰتٖ مِّنۡ أَكۡمَامِهَا
وَمَا تَحۡمِلُ مِنۡ أُنثَىٰ وَلَا تَضَعُ إِلَّا بِعِلۡمِهِۦۚ وَيَوۡمَ يُنَادِيهِمۡ أَيۡنَ
شُرَكَآءِي قَالُوٓاْ ءَاذَنَّٰكَ مَا مِنَّا مِن شَهِيدٖ ٤٧ وَضَلَّ عَنۡهُم
مَّا كَانُواْ يَدۡعُونَ مِن قَبۡلُۖ وَظَنُّواْ مَا لَهُم مِّن مَّحِيصٖ ٤٨
لَّا يَسۡـَٔمُ ٱلۡإِنسَٰنُ مِن دُعَآءِ ٱلۡخَيۡرِ وَإِن مَّسَّهُ ٱلشَّرُّ فَيَـُٔوسٞ
قَنُوطٞ ٤٩ وَلَئِنۡ أَذَقۡنَٰهُ رَحۡمَةٗ مِّنَّا مِنۢ بَعۡدِ ضَرَّآءَ مَسَّتۡهُ
لَيَقُولَنَّ هَٰذَا لِي وَمَآ أَظُنُّ ٱلسَّاعَةَ قَآئِمَةٗ وَلَئِن رُّجِعۡتُ إِلَىٰ
رَبِّيٓ إِنَّ لِي عِندَهُۥ لَلۡحُسۡنَىٰۚ فَلَنُنَبِّئَنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ بِمَا عَمِلُواْ
وَلَنُذِيقَنَّهُم مِّنۡ عَذَابٍ غَلِيظٖ ٥٠ وَإِذَآ أَنۡعَمۡنَا عَلَى ٱلۡإِنسَٰنِ
أَعۡرَضَ وَنَـَٔا بِجَانِبِهِۦ وَإِذَا مَسَّهُ ٱلشَّرُّ فَذُو دُعَآءٍ عَرِيضٖ ٥١
قُلۡ أَرَءَيۡتُمۡ إِن كَانَ مِنۡ عِندِ ٱللَّهِ ثُمَّ كَفَرۡتُم بِهِۦ
مَنۡ أَضَلُّ مِمَّنۡ هُوَ فِي شِقَاقِۭ بَعِيدٖ ٥٢ سَنُرِيهِمۡ ءَايَٰتِنَا
فِي ٱلۡأٓفَاقِ وَفِيٓ أَنفُسِهِمۡ حَتَّىٰ يَتَبَيَّنَ لَهُمۡ أَنَّهُ ٱلۡحَقُّۗ
أَوَلَمۡ يَكۡفِ بِرَبِّكَ أَنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ شَهِيدٌ ٥٣ أَلَآ إِنَّهُمۡ
فِي مِرۡيَةٖ مِّن لِّقَآءِ رَبِّهِمۡۗ أَلَآ إِنَّهُۥ بِكُلِّ شَيۡءٖ مُّحِيطُۢ ٥٤



(47) Vetëm Allahu e di se kur do të vijë Ora e të bëhet Kijameti. Nuk ka asnjë frut që del prej lëvozhgës së vet dhe asnjë femër që mbetet shtatzënë apo mund të lindë, e që Ai të mos e ketë përfshirë me dijeninë e Tij Absolute. Ditën e Gjykimit, kur Ai t'i thërrasë idhujtarët: "Ku janë ata që ju i konsideruat të barabartë me Mua e i adhuruat në vendin Tim?!" Ata do të përgjigjen: "Ne të japim të drejtë! Askush prej nesh nuk mund të dëshmojë se ka ndonjë që mund të jetë i barabartë me Ty!"

(48) E kështu u humbet nga mendja gjithçka që e patën lutur dhe adhuruar më parë dhe aty e kuptojnë e binden plotësisht se për ta nuk ka asnjë shpëtim dhe as strehim prej Allahut të Lartësuar.

(49) Njeriu është i tillë që vazhdimisht lutet dhe e kërkon të mirën për shëndetin, pasurinë dhe fëmijët e tij. Për këtë nuk lodhet e as nuk mërzitet kurrë mirëpo, sapo t'i bjerë ndonjë e keqe, varfëri, sëmundje apo fatkeqësi, ai menjëherë bie në dëshpërim dhe e humbet shpresën, duke hequr dorë nga lutjet.

(50) Nëse Ne i mundësojmë atij mëshirë nga ana Jonë, duke ia kompensuar me të mira fatkeqësinë që e pati goditur më parë, ai kthehet e thotë: "Kjo është ajo që më takon dhe që e meritoj. Mua nuk më intereson shpërblimi i Ditës së Gjykimit, që do të kenë durimtarët, pasi unë nuk besoj se do të ketë ndonjë Ringjallje a Ditë Shpërblimi. Por edhe nëse do të kishte dhe unë do kthehesha tek Zoti im, unë edhe tek Ai do të kisha të mira e pasuri, ashtu siç i meritova prej Tij në jetën e kësaj bote!" Sigurisht që Ne kemi për t'ua treguar mosbesimtarëve, të cilët e mohuan e Fuqinë e Allahut dhe Ditën e Gjykimit, këtë mohim dhe gjynahet që ata i vepruan për shkak të këtij mohimi. Pastaj atyre do t'u japim të shijojnë atë dënim të ashpër, të cilin e mohuan në jetën e dynjasë e nuk u përgatitën për të.

(51) Njeriu është edhe i tillë, që, nëse i dhurojmë prej mirësive Tona në trup, pasuri e pasardhës, ai bëhet mendjemadh, e braktis lutjen dhe falënderimin ndaj Allahut për ato mirësi. Madje nëse kalon pranë ndonjë të varfëri, ai shmanget, duke u kthyer me mospërfillje në njërën anë, që të mos e ndihmojë. Mirëpo nëse atë e godet e keqja, në shëndet, pasuri a familje, atëherë ai shtrohet në lutje të shumta, me qëllim që Allahu ta ndihmojë.

(52) Thuaju (o i Dërguar)(idhujtarëve e ndjekësve të Librave të mëparshëm) pas këtyre shembujve që u solle: "A e keni menduar ndonjëherë se, nëse ky Kuran është vërtet prej Vetë Allahut dhe ju e mohuat atë; kush do të ishte më i humbur e më i larguar prej së vërtetës se ai që pati qenë mohues për shkak të mllefit dhe urrejtjes ndaj së vërtetës, përkundër qartësisë, fuqisë e dominimit të saj?!"

(53) Ne, së shpejti kemi për t'u mundësuar njerëzve t'i shohin argumentet Tona, që u tregojnë atyre Fuqinë dhe Madhështinë Tonë, në horizont edhe në vetet e tyre, derisa t'u bëhet e qartë plotësisht, se ky Kuran është i vërtetë në gjithçka që thërret e flet, duke mos lënë tek ata asnjë dilemë që është Fjalë e Zotit. Vallë, a nuk mjafton - pashë Zotin tënd- që Allahu është Dëshmitar në çdo gjë?!

(54) Ata janë në dyshim rreth takimit me Zotin e tyre, por Allahu ka përfshirë në Dijen e Tij ata dhe gjithçka tjetër.

### Mësime nga ajetet:

- Dija e Allahut është Absolute dhe përfshin gjithçka, ndërsa Orën e Kijametit e di vetëm Ai.
- Marrëdhënia e jobesimtarit me mirësitë dhe fatkeqësitë prej Allahut është kontradiktë e paradoks.
- Allahu i ka përfshirë njerëzit dhe të gjithë krijimin e Tij me Dijen dhe Fuqinë e Vet Absolute. Askush nuk mund të dalë prej Mbikëqyrjes së Allahut, prandaj njeriut nuk i mbetet rrugë tjetër veçse për tek Ai.

سُورَةُ الشُّورَىٰ — آياتها ٥٣ — ترتيبها ٤٢

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ﴿١﴾ عٓسٓقٓ ﴿٢﴾ كَذَٰلِكَ يُوحِيٓ إِلَيۡكَ وَإِلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِكَ
ٱللَّهُ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ﴿٣﴾ لَهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۖ
وَهُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡعَظِيمُ ﴿٤﴾ تَكَادُ ٱلسَّمَٰوَٰتُ يَتَفَطَّرۡنَ مِن فَوۡقِهِنَّۚ
وَٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ يُسَبِّحُونَ بِحَمۡدِ رَبِّهِمۡ وَيَسۡتَغۡفِرُونَ لِمَن فِي
ٱلۡأَرۡضِۗ أَلَآ إِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡغَفُورُ ٱلرَّحِيمُ ﴿٥﴾ وَٱلَّذِينَ ٱتَّخَذُواْ
مِن دُونِهِۦٓ أَوۡلِيَآءَ ٱللَّهُ حَفِيظٌ عَلَيۡهِمۡ وَمَآ أَنتَ عَلَيۡهِم بِوَكِيلٖ
﴿٦﴾ وَكَذَٰلِكَ أَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡكَ قُرۡءَانًا عَرَبِيّٗا لِّتُنذِرَ أُمَّ ٱلۡقُرَىٰ وَمَنۡ
حَوۡلَهَا وَتُنذِرَ يَوۡمَ ٱلۡجَمۡعِ لَا رَيۡبَ فِيهِۚ فَرِيقٞ فِي ٱلۡجَنَّةِ وَفَرِيقٞ فِي
ٱلسَّعِيرِ ﴿٧﴾ وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ لَجَعَلَهُمۡ أُمَّةٗ وَٰحِدَةٗ وَلَٰكِن يُدۡخِلُ مَن
يَشَآءُ فِي رَحۡمَتِهِۦۚ وَٱلظَّٰلِمُونَ مَا لَهُم مِّن وَلِيّٖ وَلَا نَصِيرٍ ﴿٨﴾ أَمِ
ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِهِۦٓ أَوۡلِيَآءَۖ فَٱللَّهُ هُوَ ٱلۡوَلِيُّ وَهُوَ يُحۡيِ ٱلۡمَوۡتَىٰ وَهُوَ
عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ﴿٩﴾ وَمَا ٱخۡتَلَفۡتُمۡ فِيهِ مِن شَيۡءٖ فَحُكۡمُهُۥٓ
إِلَى ٱللَّهِۚ ذَٰلِكُمُ ٱللَّهُ رَبِّي عَلَيۡهِ تَوَكَّلۡتُ وَإِلَيۡهِ أُنِيبُ ﴿١٠﴾



## SURJA “ESH-SHURA”

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i përsosmërisë së ligjeve të Allahut, detyrimi i zbatimit të tyre dhe qortimi i shkeljes së tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Hâ, Mîm.
(2) Ajin, Sîn, Kâaf.
(3) Në këtë mënyrë që po të shpallet ty (o i Dërguar) Kurani, iu shpall edhe të dërguarve që patën qenë para teje, prej Allahut të Plotfuqishëm e i Urtë, i Cili bën çfarë të dëshirojë me Urtësinë e Tij Absolute.
(4) Vetëm Atij i përkasin gjithçka që ekziston e gjendet në qiej dhe në Tokë; asgjë prej tyre nuk del dot prej kontrollit, dijes dhe pushtetit të Tij se Ai është i Larti e i Madhërueshmi, përmbi gjithçka, me Qenien, Fuqinë dhe Aftësinë e Tij!
(5) Gati sa nuk po shemben qiejt, prej frikës ndaj Fuqisë e Madhështisë së Tij, e të bien mbi njëri-tjetrin, ndërkohë që engjëjt e lartësojnë dhe falënderojnë Zotin e tyre pa pushim. Ata kundërshtojnë çdo të metë e mangësi që mohuesit e idhujtarët ia mveshin Allahut, duke e falënderuar Atë me përulje e madhërime, për çdo mirësi prej Tij, si dhe i kërkojnë falje për ata që janë në Tokë.
A nuk është Allahu, me të vërtetë, Falës i atyre që pendohen dhe Mëshirues ndaj tyre?!
(6) Sa u përket atyre që në vend të Tij lusin e adhurojnë dikë tjetër si ndihmues e shpëtimtar, ndërkohë që vetëm Allahu është Mbikëqyrës e Mbrojtës i tyre, nuk je ti (o i Dërguar) përgjegjës për humbjen dhe as për idhujtarinë e tyre. Ti je vetëm i dërguar për t’i sqaruar.
(7) Ne ashtu siç u shpallëm Libra e porosi edhe të dërguarve që ishin përpara teje, edhe ty (o i Dërguar) Ne ta shpallëm Kuranin në gjuhën tënde arabe, në mënyrë që me të t’ia tërheqësh vërejtjen një vendbanimi, nënë e të gjitha vendbanimeve të botës që janë rreth saj. Këtë e bëmë që t’i paralajmërosh të gjithë ata, që të përgatiten për Ditën e Tubimit, kur të ringjallen të parët e të fundit për të dhënë llogari përpara Allahut në Ditën e Gjykimit; për vërtetësinë e së cilës nuk ekziston asnjë mëdyshje. Atë ditë një grup do të jetë në Xhenet e një grup do të jetë në Skëterrë.
(8) Po të kishte dashur Allahu që t’i bashkonte këto dy grupe në një grup të vetëm(të gjithë në Xhenet), do t’i kishte bërë me dhunë të gjithë njësues e besimtarë të Allahut. Mirëpo Ai me Urtësinë e Vet i la ata të zgjedhin, në mënyrë që të pranojë kë të dëshirojë prej tyre në Mëshirën e Vet; ndërsa për keqbërësit që e mohuan dhe i bënë shirk, atë ditë nuk do të kenë as shpëtues e as ndihmë prej Tij.
(9) A mos vallë, ata paskan gjetur shpëtues tjetër, përveç Tij?! Ndërkohë që Allahu është i Vetmi Shpëtues dhe i Vetmi Ringjallës i të vdekurve dhe se vetëm Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë!
(10) Madje, edhe për çdo gjë rreth së cilës ju jeni në kundërshti (o njerëz) me njëri-tjetrin (për diçka që do ta veproni), mendimin e merr vetëm Allahu. Prandaj, thuaju (o i Dërguar): “Ky është Allahu - Zoti im. Unë vetëm Atij i jam mbështetur e vetëm Atij i kthehem me pendim e kërkim falje!”

### Mësime nga ajetet:

- Madhështia e Allahut shfaqet e gjendet në krijimin e gjithçkaje.
- Lutja e vazhdueshme që bëjnë engjëjt për ata që besojnë tregon vlerën e besimtarëve tek Allahu.
- Në ajet, me ‘Vendim’, mund të kuptohet edhe Kurani e Suneti profetik, të cilët janë referencë për besimtarët në të gjitha çështjet e jetës së tyre, veçanërisht në rastet e mospajtimeve mes tyre.
- Në ajet, Allahu e kufizon qortimin vetëm ndaj banorëve të Mekës dhe rrethinave të saj, sepse ata ishin të parët që e mohuan misionin e Profetit (Paqja qoftë me të!). Ndërkohë që ai është dërguar për mbarë njerëzimin, siç thotë Allahu në suren “Sebe”: “Ne nuk të kemi dërguar vetëm se tek mbarë njerëzimi”.

فَاطِرُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ جَعَلَ لَكُم مِّنْ أَنفُسِكُمْ أَزْوَٰجًا
وَمِنَ ٱلْأَنْعَٰمِ أَزْوَٰجًا يَذْرَؤُكُمْ فِيهِ لَيْسَ كَمِثْلِهِۦ شَىْءٌ وَهُوَ
ٱلسَّمِيعُ ٱلْبَصِيرُ ﴿١١﴾ لَهُۥ مَقَالِيدُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ يَبْسُطُ
ٱلرِّزْقَ لِمَن يَشَآءُ وَيَقْدِرُ إِنَّهُۥ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيمٌ ﴿١٢﴾ ۞ شَرَعَ
لَكُم مِّنَ ٱلدِّينِ مَا وَصَّىٰ بِهِۦ نُوحًا وَٱلَّذِىٓ أَوْحَيْنَآ إِلَيْكَ وَمَا
وَصَّيْنَا بِهِۦٓ إِبْرَٰهِيمَ وَمُوسَىٰ وَعِيسَىٰٓ أَنْ أَقِيمُوا۟ ٱلدِّينَ
وَلَا تَتَفَرَّقُوا۟ فِيهِ كَبُرَ عَلَى ٱلْمُشْرِكِينَ مَا تَدْعُوهُمْ إِلَيْهِ ٱللَّهُ
يَجْتَبِىٓ إِلَيْهِ مَن يَشَآءُ وَيَهْدِىٓ إِلَيْهِ مَن يُنِيبُ ﴿١٣﴾ وَمَا تَفَرَّقُوٓا۟
إِلَّا مِنۢ بَعْدِ مَا جَآءَهُمُ ٱلْعِلْمُ بَغْيًۢا بَيْنَهُمْ وَلَوْلَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ
مِن رَّبِّكَ إِلَىٰٓ أَجَلٍ مُّسَمًّى لَّقُضِىَ بَيْنَهُمْ وَإِنَّ ٱلَّذِينَ أُورِثُوا۟
ٱلْكِتَٰبَ مِنۢ بَعْدِهِمْ لَفِى شَكٍّ مِّنْهُ مُرِيبٍ ﴿١٤﴾ فَلِذَٰلِكَ
فَٱدْعُ وَٱسْتَقِمْ كَمَآ أُمِرْتَ وَلَا تَتَّبِعْ أَهْوَآءَهُمْ وَقُلْ
ءَامَنتُ بِمَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ مِن كِتَٰبٍ وَأُمِرْتُ لِأَعْدِلَ بَيْنَكُمُ
ٱللَّهُ رَبُّنَا وَرَبُّكُمْ لَنَآ أَعْمَٰلُنَا وَلَكُمْ أَعْمَٰلُكُمْ لَا حُجَّةَ
بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ ٱللَّهُ يَجْمَعُ بَيْنَنَا وَإِلَيْهِ ٱلْمَصِيرُ ﴿١٥﴾

الحزب ٤٩



(11) Allahu është Shpikësi i qiejve dhe i Tokës, të cilët nuk patën ekzistuar kurrë më parë! Ai për ju krijoi prej vetë llojit tuaj palën (gjininë) tjetër, ashtu sikurse për ju Ai i krijoi edhe kafshët në çifte, duke ju shumuar në tokë bashkë me kafshët tuaja. Asgjë prej krijesave të Tij nuk është i ngjashëm me Të, pasi Ai është Unik e Suprem mbi gjithçka dhe se Ai është Dëgjues e Shikues i gjithçkaje. Ai ka për t'i marrë në llogari robërit e Tij për çfarëdo që ata thonë e veprojnë.
(12) Vetëm Atij i përkasin çelësat e qiejve e Tokës, të fshehtësive e të pasurive në to. Ai ia shton furnizim *(pasurinë)* kujt të dojë prej robërve të Vet dhe e vë në provë, a do jetë mirënjohës apo mosmirënjohës ndaj Tij. Po ashtu Ai ia pakëson furnizimin kujt të dojë prej tyre, për ta vënë në provë, në do tregohet i duruar e do i drejtohet Allahut për të kërkuar?!Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë e Atij nuk i fshihet prej tyre asgjë. Ai e bën çdo gjë sipas Urtësisë së Vet Absolute.
(13) Ai e bëri obligim- o njerëz - për ju atë besim e atë legjislaturë fetare, me të cilën e pati urdhëruar edhe Nuhun, që është i njëjti me atë që ta shpallëm edhe ty (o i Dërguar). (Ai është i njëjtë me atë që i shpallëm edhe Ibrahimit, Musait dhe Isait, duke u thënë: "Ngrijeni këtë fe, duke i dhënë përparësi vetëm asaj dhe largojuni përçarjes në të e ndjekjes së dëshirave tuaja!" Njëshmëria e Allahut e refuzimi i idhujtarisë, ku po i thërret ti (o i Dërguar), është vërtet diçka e madhe për idhujtarët. Mirëpo, Allahu zgjedh për Vete kë të dëshirojë prej njerëzve si të dërguar, si dhe e udhëzon për tek Ai këdo që pendohet.
(14) Njerëzit u përçanë e u ndanë në fe e besime të ndryshme, derisa u erdhën të dërguarit e tjerë me atë dije që u mungonte. Megjithatë, ata i qëndruan asaj dijeje që kishin më parë dhe nuk e pranuan atë që u erdhi më vonë, vetëm për shkak të dominimeve e lakmisë për pushtet në mes tyre. Po të mos kishte qenë Premtimi i Zotit tënd, për t'u dhënë atyre afat deri në një kohë të caktuar, ku secili ta bëjë zgjedhjen e vet përfundimtare, sigurisht që mes tyre do të gjykohej përfundimisht.
Sa u përket atyre *(hebrenjve e të krishterëve)* që paraardhësit e tyre u lanë trashëgim Librin *(e Teuratit dhe të Inxhilit)*, ata vazhdimisht janë në dilemë të thellë rreth këtij Libri, që Ne ta kemi shpallur ty, o i Dërguar.
(15) Prandaj, ti fto prej tyre kë të mundësh në këtë fe të drejtë dhe tregohu i qëndrueshëm në të, ashtu siç të ka urdhëruar Allahu, duke e njësuar e adhuruar vetëm Atë. Ti mos i ndiq dëshirat e tyre, që bien ndesh me Librin e tyre e me Librin tënd, por thuaju: "Unë i kam besuar çdo Libri që Allahu ua ka zbritur të dërguarve përpara meje. Allahu më ka urdhëruar që të mbaj drejtësi mes jush. Allahu që unë adhuroj, është në të vërtetë Zoti ynë dhe Zoti juaj. Ne do të japim llogari për veprat tona dhe ju keni për të dhënë llogari për veprat tuaja. Nuk ka pse të ketë mosmarrëveshje mes nesh e mes jush, nëse e Vërteta për të dyja palët është e qartë. Allahu është Ai që na bashkon të gjithëve dhe vetëm tek Ai do të kthehemi në Ditën e Gjykimit!"

### Mësime nga ajetet:

- Të gjithë të dërguarit në origjinë kanë një fe e një besim, që është njësimi i Allahut e adhurimi i Tij.
- Rëndësia e madhe që ka bashkimi mes besimtarëve rreth Fjalës së Allahut dhe fjalës së të Dërguarit, duke iu larguar përçarjes dhe dëshirave personale që sjellin ndasi .
- Prej bazave të suksesit në thirrjen për tek Allahu janë: parimi i duhur, qëndrueshmëria në të, largimi prej ndjekësve të dëshirave të kota, drejtësia, përqendrimi në gjërat e përbashkëta, largimi prej debateve shterpë, si dhe përmendja e rrugëtimit të përbashkët drejt Ahiretit.

وَٱلَّذِينَ يُحَآجُّونَ فِي ٱللَّهِ مِنۢ بَعۡدِ مَا ٱسۡتُجِيبَ لَهُۥ حُجَّتُهُمۡ
دَاحِضَةٌ عِندَ رَبِّهِمۡ وَعَلَيۡهِمۡ غَضَبٞ وَلَهُمۡ عَذَابٞ شَدِيدٌ
﴿١٦﴾ ٱللَّهُ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ ٱلۡكِتَٰبَ بِٱلۡحَقِّ وَٱلۡمِيزَانَۗ وَمَا يُدۡرِيكَ
لَعَلَّ ٱلسَّاعَةَ قَرِيبٞ ﴿١٧﴾ يَسۡتَعۡجِلُ بِهَا ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ
بِهَاۖ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مُشۡفِقُونَ مِنۡهَا وَيَعۡلَمُونَ أَنَّهَا ٱلۡحَقُّۗ
أَلَآ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُمَارُونَ فِي ٱلسَّاعَةِ لَفِي ضَلَٰلِۭ بَعِيدٍ ﴿١٨﴾
ٱللَّهُ لَطِيفُۢ بِعِبَادِهِۦ يَرۡزُقُ مَن يَشَآءُۖ وَهُوَ ٱلۡقَوِيُّ ٱلۡعَزِيزُ
﴿١٩﴾ مَن كَانَ يُرِيدُ حَرۡثَ ٱلۡأٓخِرَةِ نَزِدۡ لَهُۥ فِي حَرۡثِهِۦۖ وَمَن
كَانَ يُرِيدُ حَرۡثَ ٱلدُّنۡيَا نُؤۡتِهِۦ مِنۡهَا وَمَا لَهُۥ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ
مِن نَّصِيبٍ ﴿٢٠﴾ أَمۡ لَهُمۡ شُرَكَٰٓؤُاْ شَرَعُواْ لَهُم مِّنَ ٱلدِّينِ
مَا لَمۡ يَأۡذَنۢ بِهِ ٱللَّهُۚ وَلَوۡلَا كَلِمَةُ ٱلۡفَصۡلِ لَقُضِيَ بَيۡنَهُمۡۗ
وَإِنَّ ٱلظَّٰلِمِينَ لَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ ﴿٢١﴾ تَرَى ٱلظَّٰلِمِينَ
مُشۡفِقِينَ مِمَّا كَسَبُواْ وَهُوَ وَاقِعُۢ بِهِمۡۗ وَٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ فِي رَوۡضَاتِ ٱلۡجَنَّاتِۖ لَهُم
مَّا يَشَآءُونَ عِندَ رَبِّهِمۡۚ ذَٰلِكَ هُوَ ٱلۡفَضۡلُ ٱلۡكَبِيرُ ﴿٢٢﴾



(16) Sa u përket atyre *(hebrenjve dhe të krishterëve)* që ju kundërvihen juve (o i Dërguar) në lidhje me Allahun *(Njëshmërinë e Tij dhe Vërtetësinë e Kuranit)*, ndërkohë që njerëzit i janë përgjigjur masivisht thirrjes së Tij *(për ta besuar Atë e të Dërguarin e Tij -Muhamedin )*, argumenti i tyre *(se ata duan të ndjekin Librin e trashëguar dhe të dërguarin që baballarët e tyre e patën besuar)*, tek Zoti i tyre është i pavlefshëm e i papranuar. Kjo për faktin se mohimi i një të dërguari *(Muhamedit)* është si mohimi i çdo të dërguari. E kush e bën këtë, mbi të do të bjerë Zemërimi i Allahut, ndërsa në Ditën e Gjykimit do të ketë një dënim të ashpër.

(17) Allahu - o njerëz -është Ai i Cili jua shpalli juve Librin, bashkë me të Vërtetën dhe Peshoren e Drejtësisë së Tij, në mënyrë që të udhëzoheni dhe të mbani drejtësi mes jush, derisa të vijë Ora *(Kijameti)*.

Nga mund ta dish ti (o njeri)?! Ndoshta Ora e bërjes së Kijametit tashmë është shumë afër!

(18) Nëse jobesimtarët që nuk e besojnë atë, kërkojnë që ajo t'u vijë atyre sa më parë në shenjë mohimi, besimtarët që e besojnë ardhjen e saj, kanë frikë prej saj dhe e dinë se ajo është e vërtetë.

Ata që e vënë në dyshim Kijametin, janë në një humbje të largët, për shkak të mospërgatitjes së tyre për ditën kur do të dalin përpara Allahut, për të dhënë llogari?!

(19) Allahu është i Butë me robërit e Vet. Ai i jep risk dhe ia shton atë kujt të dojë e ia pakëson kujt të dojë, në përputhje me urtësinë dhe dhembshurinë e Tij. Ai është i Forti, që nuk mund ta mposhtë askush e asgjë dhe i Plotfuqishmi për të bërë çfarë të dëshirojë.

(20) Kush punon në këtë botë, duke dëshiruar të fitojë shpërblimin e Botës Tjetër përmes bamirësisë ndaj njerëzve e ndihmën e Rrugës së Allahut, Ne kemi për t'i dhuruar atij shpërblim edhe më të madh se atë që ka dëshiruar, duke i dhuruar mirësi që në jetën e kësaj bote. Ndërsa kush punon në këtë botë, duke dëshiruar me këtë vetëm fitimin e kësaj bote, Ne kemi për t'i dhënë atij prej saj, aq sa ai është përpjekur për të dhe aq sa është caktuar për të, pa ia humbur e pa ia pakësuar atij mundin e as furnizimin në asgjë. Mirëpo në jetën tjetër ai nuk do të ketë për hise asgjë.

(21) A mos, vallë, ata *(hebrenjtë e të krishterët)* kanë të tjerë zota përveç Allahut, që ua paskan obliguar ato dispozita *(lejime e ndalesa)* fetare, për të cilat Allahu nuk u ka dhënë asnjë leje *(në Librat e tyre)*?! E po të mos kishte qenë Premtimi i Allahut, që atyre t'u jepet afat për t'u penduar e kthyer, atyre do t'u ishte dhënë fund menjëherë. Dënimi i Allahut në Ditën e Gjykimit për zullumqarët që mohuan Allahun dhe ndryshuan dispozitat e tij *(në Librat e mëparshëm)*, do të jetë vërtetë dënim i dhembshëm.

(22) Atë ditë do t'i shohësh (o i Dërguar) keqbërësit në një ankth të madh lidhur me çfarë kanë bërë e kanë fituar, ndërkohë që ndëshkimi tashmë ka rënë mbi ta. Ndërsa ata që *(ndryshe prej tyre)* e patën besuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij të fundit - Muhamedin, si dhe patën bërë vepra të mira, duke kërkuar Kënaqësinë e Allahut, të tillët do të jenë në kopshtet e mrekullueshme të Xheneteve. Ata do të kenë ç'të të dëshirojnë tek Zoti i tyre dhe kjo do të jetë edhe mirësia më e madhe për ta.

## Mësime nga ajetet:

- Frika e besimtarit prej tmerreve të Ditës së Gjykimit e ndihmon atë që të përgatitet për të.
- Urtësia dhe Mirësia e Allahut ndaj robërve të Vet, me shtimin e furnizimit kur ai është në dobi të robit besimtar dhe me pakësimin e tij kur është në dëm të robit të Tij.
- Rreziku i dhënies përparësi kësaj bote, pasi ndodh që, për hir të saj, njeriu mund të humbasë edhe botën tjetër.

ذَٰلِكَ ٱلَّذِي يُبَشِّرُ ٱللَّهُ عِبَادَهُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِۗ
قُل لَّآ أَسۡـَٔلُكُمۡ عَلَيۡهِ أَجۡرًا إِلَّا ٱلۡمَوَدَّةَ فِي ٱلۡقُرۡبَىٰۗ وَمَن يَقۡتَرِفۡ
حَسَنَةٗ نَّزِدۡ لَهُۥ فِيهَا حُسۡنًاۚ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ شَكُورٌ ٢٣ أَمۡ يَقُولُونَ
ٱفۡتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبٗاۖ فَإِن يَشَإِ ٱللَّهُ يَخۡتِمۡ عَلَىٰ قَلۡبِكَۗ وَيَمۡحُ ٱللَّهُ
ٱلۡبَٰطِلَ وَيُحِقُّ ٱلۡحَقَّ بِكَلِمَٰتِهِۦٓۚ إِنَّهُۥ عَلِيمُۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ ٢٤
وَهُوَ ٱلَّذِي يَقۡبَلُ ٱلتَّوۡبَةَ عَنۡ عِبَادِهِۦ وَيَعۡفُواْ عَنِ ٱلسَّيِّـَٔاتِ
وَيَعۡلَمُ مَا تَفۡعَلُونَ ٢٥ وَيَسۡتَجِيبُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ
ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَيَزِيدُهُم مِّن فَضۡلِهِۦۚ وَٱلۡكَٰفِرُونَ لَهُمۡ عَذَابٞ
شَدِيدٞ ٢٦ ۞وَلَوۡ بَسَطَ ٱللَّهُ ٱلرِّزۡقَ لِعِبَادِهِۦ لَبَغَوۡاْ فِي ٱلۡأَرۡضِ
وَلَٰكِن يُنَزِّلُ بِقَدَرٖ مَّا يَشَآءُۚ إِنَّهُۥ بِعِبَادِهِۦ خَبِيرُۢ بَصِيرٞ ٢٧ وَهُوَ
ٱلَّذِي يُنَزِّلُ ٱلۡغَيۡثَ مِنۢ بَعۡدِ مَا قَنَطُواْ وَيَنشُرُ رَحۡمَتَهُۥۚ وَهُوَ ٱلۡوَلِيُّ ٱلۡحَمِيدُ
٢٨ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦ خَلۡقُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَمَا بَثَّ فِيهِمَا مِن دَآبَّةٖۚ
وَهُوَ عَلَىٰ جَمۡعِهِمۡ إِذَا يَشَآءُ قَدِيرٞ ٢٩ وَمَآ أَصَٰبَكُم مِّن مُّصِيبَةٖ فَبِمَا
كَسَبَتۡ أَيۡدِيكُمۡ وَيَعۡفُواْ عَن كَثِيرٖ ٣٠ وَمَآ أَنتُم بِمُعۡجِزِينَ
فِي ٱلۡأَرۡضِۖ وَمَا لَكُم مِّن دُونِ ٱللَّهِ مِن وَلِيّٖ وَلَا نَصِيرٖ ٣١

الحزب ٤٩



(23) Me këtë shpërblim, Allahu, nëpërmjet të Dërguarit të Vet – Muhamedit, i përgëzon robërit e Vet. Ata e besuan Allahun si Një të Vetëm e të Vërtetë, i besuan të gjithë të dërguarit e Tij (pa përjashtuar asnjërin prej tyre, veçanërisht të Dërguarin e fundit – Muhamedin) dhe bënë vepra të devotshme, me kryerjen e adhurimeve të kërkuara, për të fituar kënaqësinë e Tij. Thuaju (o i Dërguar) të tillëve: “Unë, për përcjelljen e këtij udhëzimi, nuk kërkoj prej jush asnjë shpërblim, përveç një shpërblimi të vetëm e që është në dobinë tuaj: dashuria për të afërmit!” E, kushdo që, përveç këtyre shton çfarëdolloj vepre tjetër të mirë, duke dëshiruar me të Kënaqësinë e Allahut, Ne kemi për t’ia shtuar atij mirësinë dhe shpërblimin edhe më shumë se ajo që ka bërë. (Ne) do ta shpërblejmë të mirën e tij nga dhjetëfish, deri në shtatëqindfish, në varësi të sinqeritetit e përpjekjeve të tij. Ai me të vërtetë është Gjynahfalës, që ia fal gabimet e gjynahet e kaluara kujtdo që pendohet e përmirësohet, ashtu siç është Mirënjohës ndaj kujtdo që bën të mira në emër të Tij.

(24) Apo mos, vallë, edhe për këto porosi, ata po thonë se: “Ai (Muhamedi) i ka sajuar vetë dhe ia ka mveshur ato Allahut duke gënjyer!”?! Po të kishe sajuar ti (o i Dërguar) ndaj Allahut qoftë edhe një gënjeshtër, Allahu do të ta kishte ndalur zemrën, do ta kishte zhdukur të kotën tënde dhe do ta kishte mbrojtur të Vërtetën e Vet, duke bërë që të mbesin vetëm Fjalët e Veta. Ai është i Gjithëdijshëm për gjithçka që gjendet në zemrat e njerëzve dhe Atij nuk i fshihet asgjë prej gjëje.

(25) Ai - o njerëz - është i Vetmi i Cili meriton dhe e pranon pendimin e robërve të Vet, i Vetmi që i fal gjynahet tuaja dhe i Vetmi që di gjithçka që ju vepronі.

(26) Vetëm Ai u përgjigjet lutjeve të atyre që besojnë e bëjnë vepra të mira; si dhe u shton ato dhunti e mirësi që ata as nuk i kanë kërkuar e as nuk i kanë menduar ndonjëherë, si mirësi ndaj tyre prej Bujarisë së Vet. Ndërsa mohuesit, që e mohuan Njëshmërinë e Tij dhe Vërtetësinë e të dërguarve të Tij, do të kenë një dënim të ashpër në Ditën e Gjykimit.

(27) Nëse Allahu do t’u jepte të gjithë njerëzve pasuri e furnizim pa masë, ata do tërboheshin prej saj e do shfrenoheshin, duke i bërë dëm e padrejtësi vetes e të tjerëve në Tokë. Mirëpo Ai e jep atë në një masë aq sa të dëshirojë. Ai është Njohësi më i mirë i robërve të Vet, Shikuesi i çdo gjendjeje në të cilën ata janë dhe çdo gjë e bën me Urtësi.

(28) Ai është i Vetmi, i Cili ua lëshon atyre shiun, duke ua shuar etjen me të e duke ua larguar thatësirën, pasi ata kanë humbur shpresën se do të binte ndonjëherë shi. Kështu Ai e shpërndan atë nëpër tokë, duke bërë që nëpërmjet tij të përhapen bimët e kafshët, si Mëshirë për ta nga ana e Vet. Ai është i Vetmi Kujdestar për çështjet e tyre dhe vetëm Ai e meriton të jetë i Falënderuar.

(29) Prej argumenteve që tregojnë Fuqinë e Madhështinë e Tij gjithëpërfshirëse mbi ju - o njerëz - është edhe krijimi i qiejve e i Tokës, si dhe i gjithçkaje që e ka shpërndarë në to, prej qenieve të gjalla. Ai ka mundësi që t’i tubojë ato kur të dojë.

(30) Dijeni - o njerëz - se çfarëdo fatkeqësie që ju ka goditur, si: skamje, varfëri, sëmundje e humbje jetësh, është për shkak të asaj që ju e keni bërë me zgjedhjen tuaj, me mohimin Allahut, bërjen e gjynaheve e padrejtësive. Megjithatë, shumë prej gjynaheve tuaja Ai i anashkalon, që të mos ju zhdukë tërësisht!

(31) Kurrsesi nuk mund t’i shpëtoni Atij në tokë, ashtu sikurse nuk mund gjeni përveç Allahut asnjë shpëtues e ndihmues që të ndryshojë gjendjen tuaj.

### Mësime nga ajetet:

- Thirrësi për tek Allahu nuk kërkon shpërblim, famë, nderim e as kënaqësinë e njerëzve, por e bën këtë vetëm për të fituar Afërsinë e Allahut, Kënaqësinë Tij dhe shpërblimin e Tij të përjetshëm.
- Shtimi dhe pakësimi i furnizimit dhe pasurisë i janë nënshtruar Urtësisë së Allahut, por shumë prej njerëzve nuk e kuptojnë këtë.
- Gjynahet bëhen shkak për të sjellë fatkeqësi, varfëri, skamje, sëmundje e humbje jetësh.

وَمِنۡ ءَايَٰتِهِ ٱلۡجَوَارِ فِي ٱلۡبَحۡرِ كَٱلۡأَعۡلَٰمِ ٣٢ إِن يَشَأۡ يُسۡكِنِ ٱلرِّيحَ
فَيَظۡلَلۡنَ رَوَاكِدَ عَلَىٰ ظَهۡرِهِۦٓۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّكُلِّ صَبَّارٖ شَكُورٍ
٣٣ أَوۡ يُوبِقۡهُنَّ بِمَا كَسَبُواْ وَيَعۡفُ عَن كَثِيرٖ ٣٤ وَيَعۡلَمَ ٱلَّذِينَ
يُجَٰدِلُونَ فِيٓ ءَايَٰتِنَا مَا لَهُم مِّن مَّحِيصٖ ٣٥ فَمَآ أُوتِيتُم مِّن شَيۡءٖ فَمَتَٰعُ
ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَاۖ وَمَا عِندَ ٱللَّهِ خَيۡرٞ وَأَبۡقَىٰ لِلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَلَىٰ رَبِّهِمۡ
يَتَوَكَّلُونَ ٣٦ وَٱلَّذِينَ يَجۡتَنِبُونَ كَبَٰٓئِرَ ٱلۡإِثۡمِ وَٱلۡفَوَٰحِشَ وَإِذَا مَا
غَضِبُواْ هُمۡ يَغۡفِرُونَ ٣٧ وَٱلَّذِينَ ٱسۡتَجَابُواْ لِرَبِّهِمۡ وَأَقَامُواْ ٱلصَّلَوٰةَ
وَأَمۡرُهُمۡ شُورَىٰ بَيۡنَهُمۡ وَمِمَّا رَزَقۡنَٰهُمۡ يُنفِقُونَ ٣٨ وَٱلَّذِينَ إِذَآ أَصَابَهُمُ
ٱلۡبَغۡيُ هُمۡ يَنتَصِرُونَ ٣٩ وَجَزَٰٓؤُاْ سَيِّئَةٖ سَيِّئَةٞ مِّثۡلُهَاۖ فَمَنۡ عَفَا
وَأَصۡلَحَ فَأَجۡرُهُۥ عَلَى ٱللَّهِۚ إِنَّهُۥ لَا يُحِبُّ ٱلظَّٰلِمِينَ ٤٠ وَلَمَنِ ٱنتَصَرَ
بَعۡدَ ظُلۡمِهِۦ فَأُوْلَٰٓئِكَ مَا عَلَيۡهِم مِّن سَبِيلٍ ٤١ إِنَّمَا ٱلسَّبِيلُ عَلَى
ٱلَّذِينَ يَظۡلِمُونَ ٱلنَّاسَ وَيَبۡغُونَ فِي ٱلۡأَرۡضِ بِغَيۡرِ ٱلۡحَقِّۚ أُوْلَٰٓئِكَ
لَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ ٤٢ وَلَمَن صَبَرَ وَغَفَرَ إِنَّ ذَٰلِكَ لَمِنۡ عَزۡمِ
ٱلۡأُمُورِ ٤٣ وَمَن يُضۡلِلِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِن وَلِيّٖ مِّنۢ بَعۡدِهِۦۗ وَتَرَى
ٱلظَّٰلِمِينَ لَمَّا رَأَوُاْ ٱلۡعَذَابَ يَقُولُونَ هَلۡ إِلَىٰ مَرَدّٖ مِّن سَبِيلٖ ٤٤



(32) Prej argumenteve që tregojnë Fuqinë dhe Madhështinë e Tij gjithëpërfshirëse mbi ju – o njerëz - janë gjithashtu edhe anijet e mëdha lundruese. Ato duken si malet e larta kur lundrojnë në sipërfaqen e detit të qetë, duke ju bartur juve dhe ngarkesat tuaja.
(33) Po të dëshironte Allahu, do e ndalonte erën dhe ato do të kishin mbetur të palëvizshme në sipërfaqen e tij. Në këtë shembull ekzistojnë argumente e urtësi të shumta prej Allahut, për çdokënd që dëshiron të tregohet i durueshëm, në lidhje me vështirësitë e sprovat e ardhura prej Tij dhe që dëshiron të jetë mirënjohës për mirësitë e Allahut.
(34) Ose do t'i kishte fundosur ato në thellësi bashkë me njerëzit brenda tyre, për shkak të gjynaheve që ata i kanë bërë, ku shumë prej gjynaheve të tyre Ai i anashkalon.
(35) Ne po ju sjellim këto shembuj - o njerëz - në mënyrë që ata të cilët u kundërvihen dhe i kundërshtojnë ajetet (argumentet dhe vargjet) Tona, ta dinë, se nuk kanë asnjë shpëtim prej dënimit Tonë.
(36) Si dhe ta kuptojnë besimtarët se çdo gjë që u është dhënë e mundësuar në jetën e kësaj bote, është thjesht një përjetim i shkurtër e kënaqësi e përkohshme. Ndërsa ajo (jetë) që është tek Allahu - në Xhenetin e Mirësive, është shumë më e mirë dhe më e përhershme për ata që besuan Allahun, të Dërguarit e Tij dhe u mbështetën vetëm tek Krijuesi i tyre për çdo çështje të jetës me lutje, kërkim ndihme e me përgjërime.
(37) Janë pikërisht ata që u largohen gjynaheve të mëdha dhe poshtërsive imorale. Nëse dikush i lëndon, me fjalë a me vepra dhe ata i pushton zemërimi, ata e përmbajnë veten dhe falin, duke mos ndëshkuar, edhe pse kanë mundësi për ta bërë këtë. (Këtë e bëjnë) me qëllim që të arrijnë një mirësi e një dobi më të madhe, si në këtë botë, ashtu edhe në Ditën e Gjykimit.
(38) Janë ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit, duke iu përgjigjur Atij pozitivisht e duke hequr dorë prej zgjedhjeve të veta. Janë ata që e falin namazin në formën e tij më të plotë; që vazhdimisht konsultohen dhe kërkojnë këshillë të sinqertë nga njëri-tjetri (për vendimet që kanë të bëjnë me ta). Ata japin lëmoshë apo zekat prej pasurisë me të cilën i kemi furnizuar, duke kërkuar me këtë kënaqësinë Tonë.
(39) Janë ata të cilët, nëse u bëhet ndonjë padrejtësi, i kundërvihen asaj, duke penguar të keqen dhe duke mbrojtur nderin e krenarinë e vet. Kjo nëse keqbërësi nuk e meriton të falet apo nëse falja e tij nuk do të sillte asnjë dobi në pengimin e së keqes.
(40) Kush dëshiron të drejtën e vet për të marrë hak për të keqen që i kanë bërë, ajo duhet t'i jepet, duke e ndëshkuar keqbërësin, në të njëjtën mënyrë e të njëjtën masë me (dëmin) që i ka shkaktuar të dëmtuarit. Nëse i dëmtuari dëshiron që ta falë fajtorin dhe kërkon që të përmirësojë gjendjen e njerëzve, atëherë shpërblimi për këtë vepër madhështore do të jetë prej vetë Allahut. Ky lejim i hakmarrjes është, pasi Allahu nuk i do ata që u bëjnë padrejtësi njerëzve, në jetën, pasurinë dhe nderin e tyre.
(41) Ai që vetëmbrohet, duke iu kundërvënë të keqes, pasi i është bërë padrejtësi, ndaj tij nuk duhet të ketë asnjë ndëshkim për atë që ka bërë.
(42) Ndëshkimi duhet të jetë vetëm ndaj atyre që u bëjnë padrejtësi njerëzve dhe shkaktojnë trazira e prishje në tokë pa asnjë të drejtë. Ata do të kenë në Ditën e Gjykimit një dënim të dhembshëm.
(43) Ndërsa ai që zgjedh të durojë e të të falë, ai ka arritur me këtë virtytet më madhështore.
(44) Atë që Allahu e ka lënë në humbje, larg gjetjes së udhëzimit e mirësisë, ai kurrë nuk ka për të gjetur ndonjë shpëtimtar apo ndihmues, pasi ka braktisur besimin në Allah dhe udhëzimin e Tij.
Veç sikur t'i shihje(o i Dërguar) keqbërësit mohues e gjynaharë, teksa shohin dënimin e Ditës së Gjykimit e thonë: "A ekziston ndonjë mënyrë për t'u kthyer edhe njëherë mbrapa dhe t'i rregullojmë ato që kemi bërë?!"

## Mësime nga ajetet:

• Durimi dhe mirënjohja janë dy arsye nëpërmjet të cilave Allahu u jep robërve të Vet suksesin e udhëzimit dhe të kuptuarit e argumenteve dhe urtësive të Tij. • Pozita dhe rëndësia e madhe që ka konsultimi e marrja e mendimeve prej të tjerëve në Islam. • Lejueshmëria e ndëshkimit të kriminelit me të njëjtën mënyrë që ia ka bërë dikujt dhe theksimi se falja është edhe më e mirë për të dëmtuarin, si për këtë botë, ashtu edhe për botën tjetër.

وَتَرَىٰهُمْ يُعْرَضُونَ عَلَيْهَا خَٰشِعِينَ مِنَ ٱلذُّلِّ يَنظُرُونَ
مِن طَرْفٍ خَفِيٍّۗ وَقَالَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّ ٱلْخَٰسِرِينَ ٱلَّذِينَ
خَسِرُوٓاْ أَنفُسَهُمْ وَأَهْلِيهِمْ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِۗ أَلَآ إِنَّ ٱلظَّٰلِمِينَ
فِي عَذَابٍ مُّقِيمٍ ﴿٤٥﴾ وَمَا كَانَ لَهُم مِّنْ أَوْلِيَآءَ يَنصُرُونَهُم
مِّن دُونِ ٱللَّهِۗ وَمَن يُضْلِلِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِن سَبِيلٍ ﴿٤٦﴾ ٱسْتَجِيبُواْ
لِرَبِّكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَ يَوْمٌ لَّا مَرَدَّ لَهُۥ مِنَ ٱللَّهِۚ مَا لَكُم
مِّن مَّلْجَإٍ يَوْمَئِذٍ وَمَا لَكُم مِّن نَّكِيرٍ ﴿٤٧﴾ فَإِنْ أَعْرَضُواْ
فَمَآ أَرْسَلْنَٰكَ عَلَيْهِمْ حَفِيظًاۖ إِنْ عَلَيْكَ إِلَّا ٱلْبَلَٰغُۗ وَإِنَّآ إِذَآ
أَذَقْنَا ٱلْإِنسَٰنَ مِنَّا رَحْمَةً فَرِحَ بِهَاۖ وَإِن تُصِبْهُمْ سَيِّئَةُۢ
بِمَا قَدَّمَتْ أَيْدِيهِمْ فَإِنَّ ٱلْإِنسَٰنَ كَفُورٌ ﴿٤٨﴾ لِّلَّهِ مُلْكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِۚ يَخْلُقُ مَا يَشَآءُۚ يَهَبُ لِمَن يَشَآءُ إِنَٰثًا
وَيَهَبُ لِمَن يَشَآءُ ٱلذُّكُورَ ﴿٤٩﴾ أَوْ يُزَوِّجُهُمْ ذُكْرَانًا وَإِنَٰثًاۖ
وَيَجْعَلُ مَن يَشَآءُ عَقِيمًاۚ إِنَّهُۥ عَلِيمٌ قَدِيرٌ ﴿٥٠﴾ ۞ وَمَا كَانَ
لِبَشَرٍ أَن يُكَلِّمَهُ ٱللَّهُ إِلَّا وَحْيًا أَوْ مِن وَرَآيِٕ حِجَابٍ أَوْ يُرْسِلَ
رَسُولًا فَيُوحِيَ بِإِذْنِهِۦ مَا يَشَآءُۚ إِنَّهُۥ عَلِيٌّ حَكِيمٌ ﴿٥١﴾

ثلاثة أرباع الحزب ٤٩



(45) Sikur t'i shihje se si ata, të poshtëruar e të frikësuar, i paraqiten Zjarrit dhe shohin besimtarët me bisht të syrit! Besimtarët do t'u përgjigjen: "Të humburit më të mëdhenj janë ata që humbin veten dhe familjen e tyre në Ditën e Gjykimit!" A nuk e meritojnë keqbërësit e tillë që atë ditë të jenë në dënimin e përhershëm, ndërkohë që kur thirreshin për të besuar ata mohonin?!

(46) Atë ditë, ata do ta kuptojnë se për ta asnjëherë nuk ka patur ndonjë shpëtues a mbrojtës, që mund t'i ndihmonte, përveç Vetë Allahut dhe se atë që e lë Allahu në humbje,ai kurrë nuk do të gjejë ndonjë rrugë për të shpëtuar.

(47) Përgjigjuni - o njerëz - thirrjes së Zotit tuaj, duke nxituar për t'i kryer porositë e Tij e për të hequr dorë prej ndalesave të Tij! Kjo para se të vijë ajo Ditë, që Allahu nuk do ta përsërisë më kurrë; ditë në të cilën, ju nuk do të gjeni strehim për t'i shpëtuar dënimit dhe as nuk do mund ta mohoni më atë dënim.

(48) Nëse ata (o i Dërguar) të kthejnë shpinën e nuk ia vënë veshin asaj me të cilën po i paralajmëron, atëherë lëri në zgjedhjen e tyre! Ne nuk të kemi dërguar ty për të qenë ruajtës e mbrojtës i tyre, që ata të mos bien në Zjarrin e Xhehenemit. Ti ke për detyrë vetëm përcjelljen e asaj me të cilën je urdhëruar. Ne jemi në dijeni të plotë për të jashtmen e të brendshmen e tyre. Madje edhe atëherë kur i japim njeriut të shijojë ndonjë mirësi, si mëshirë ndaj tij dhe ai vetëm gëzohet me të, e nuk e falënderon aspak Allahun. Nëse pas kësaj të mire, atë e godet ndonjë e keqe, për shkak të asaj që ai vetë e ka zgjedhur dhe e ka bërë me duart e veta, atëherë njeriu tregohet mosmirënjohës dhe mohues i vërtetë.

(49) Dijeni - o njerëz - se vetëm Allahut i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës. Ai krijon ç'të dëshirojë! Ai i dhuron vajza kujt të dojë e kujt të dojë i dhuron djem,

(50) ose u dhuron atyre të dyja gjinitë: djem edhe vajza; ashtu sikurse kë të dëshirojë e bën të jetë steril, duke mos pasur mundësi të lindë. Ai është i Gjithëdijshëm dhe Planifikues për gjithçka që ka ekzistuar e do të ekzistojë, duke e përcaktuar çdo gjë sipas Dijes dhe Urtësisë së Vet Absolute.

(51) Allahu asnjë njeriu nuk i ka folur vetëm se përmes frymëzimit a diçkaje tjetër, ose pas ndonjë perdeje (ia dëgjon Fjalët, por nuk e sheh Atë), apo me dërgimin e ndonjë engjëlli (siç është Xhebraili), për t'i shpallur me lejen e Tij, atë që Ai dëshiron t'i shpallet. Ai është i Lartë në gjithçka që ka të bëjë me Të (në Qenien dhe Cilësitë e Tij) dhe i Urtë në gjithçka që Ai krijon, përcakton dhe ligjëson.

### Mësime nga ajetet:

- Përgjegjësia për të nxituar në zbatimin e porosive të Allahut dhe largimin prej ndalesave të Tij.
- Përgjegjësia e të Dërguarit ishte vetëm përcjellja e mesazhit hyjnor, pasi rezultati ishte vetëm në Dorë të Allahut.
- Dhurimi i djemve, i vajzave apo i të dyja gjinive është sipas përcaktimit të bërë nga vetë Dija e Allahut, i Cili e di më mirë se çfarë është më e dobishme për robin e Vet, pa i dhënë përparësi asnjërës gjini nga ana e Tij.
- Edhe kur i ka zgjedhur të dërguarit përpara Muhamedit, Allahu u ka kumtuar atyre shpalljen në të njëjtën mënyrë, urtësinë e së cilës e di vetëm Ai.

وَكَذَٰلِكَ أَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡكَ رُوحٗا مِّنۡ أَمۡرِنَاۚ مَا كُنتَ تَدۡرِي مَا ٱلۡكِتَٰبُ
وَلَا ٱلۡإِيمَٰنُ وَلَٰكِن جَعَلۡنَٰهُ نُورٗا نَّهۡدِي بِهِۦ مَن نَّشَآءُ مِنۡ عِبَادِنَاۚ
وَإِنَّكَ لَتَهۡدِيٓ إِلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ ﴿٥٢﴾ صِرَٰطِ ٱللَّهِ ٱلَّذِي لَهُۥ
مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۗ أَلَآ إِلَى ٱللَّهِ تَصِيرُ ٱلۡأُمُورُ ﴿٥٣﴾

## سُورَةُ الزُّخۡرُفِ

ترتيبها ٤٣ — آياتها ٨٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ﴿١﴾ وَٱلۡكِتَٰبِ ٱلۡمُبِينِ ﴿٢﴾ إِنَّا جَعَلۡنَٰهُ قُرۡءَٰنًا عَرَبِيّٗا
لَّعَلَّكُمۡ تَعۡقِلُونَ ﴿٣﴾ وَإِنَّهُۥ فِيٓ أُمِّ ٱلۡكِتَٰبِ لَدَيۡنَا
لَعَلِيٌّ حَكِيمٌ ﴿٤﴾ أَفَنَضۡرِبُ عَنكُمُ ٱلذِّكۡرَ صَفۡحًا
أَن كُنتُمۡ قَوۡمٗا مُّسۡرِفِينَ ﴿٥﴾ وَكَمۡ أَرۡسَلۡنَا مِن نَّبِيّٖ فِي
ٱلۡأَوَّلِينَ ﴿٦﴾ وَمَا يَأۡتِيهِم مِّن نَّبِيٍّ إِلَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ
﴿٧﴾ فَأَهۡلَكۡنَآ أَشَدَّ مِنۡهُم بَطۡشٗا وَمَضَىٰ مَثَلُ ٱلۡأَوَّلِينَ
﴿٨﴾ وَلَئِن سَأَلۡتَهُم مَّنۡ خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ لَيَقُولُنَّ
خَلَقَهُنَّ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡعَلِيمُ ﴿٩﴾ ٱلَّذِي جَعَلَ لَكُمُ ٱلۡأَرۡضَ
مَهۡدٗا وَجَعَلَ لَكُمۡ فِيهَا سُبُلٗا لَّعَلَّكُمۡ تَهۡتَدُونَ ﴿١٠﴾



(52) Ashtu siç Ne u shpallëm të dërguarve që patën qenë përpara teje (o i Dërguar), edhe ty, Ne të shpallëm një Shpirt (Kuranin) nga Çështja Jonë(për t'u dhënë jetë e shpërblim të përjetshëm atyre që e besojnë).
Ti nuk e dije më parë ç'ishte Libri dhe as besimi. Mirëpo Ne të zgjodhëm e ta shpallëm ty Kuranin duke e bërë atë dritë, me të cilën Ne udhëzojmë kë dëshirojmë prej robërve Tanë duke e nxjerrë prej errësirave të injorancës e të idhujtarisë. Nuk ka dyshim se ti (o Muhamed) je duke i ftuar e udhëzuar njerëzit në Rrugën e Drejtë,
(53) për tek Rruga e Allahut, të Cilit i përkasin e i nënshtrohet gjithçka që ekziston në qiej dhe në Tokë, me krijimin, zotërimin dhe kontrollin e tyre. Vallë, a nuk e ke vënë re se tek Allahu sillen të gjitha çështjet?!

## SURJA "EZ-ZUKHRUF"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi nga joshja prej bukurive të kësaj bote, në mënyrë që të mos kthehen në shteg për idhujtari.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Hâ, Mîm.
(2) Pasha këtë Libër të qartë, Sqarues të Vërtetës e të kotës dhe i rrugës për të arritur tek e Vërteta!
(3) Ne (o popull i Mekës) jua bëmë Kuranin në gjuhën arabe, në mënyrë që ta kuptoni atë më lehtë dhe mandej të përfitojnë prej jush të gjithë popujt e botës rreth e rrotull jush.
(4) Ky Kuran gjendet tek Ne në një Libër - Levhi Mahfudh (Librin e Dijes së Allahut) - i lartësuar e plotë urtësi, me çdo gjë që gjendet në të.
(5) A mos doni që Ne ta mbyllim këtë Libër Përkujtues dhe të mos e zbresim atë për ju, vetëm sepse ju jeni një popull i prishur dhe shpërdorues, që i shpërdoroni mirësitë e Allahut ndaj jush?!
(6) Sa e sa profetë Ne dërguam edhe në popujt e mëparshëm,
(7) e nuk pati profet që ata të mos talleshin me të!
(8) Sa shumë popuj, që patën qenë edhe më të fuqishëm se këta (banorët e Mekës), Ne i zhdukëm?! Tashmë shembujt e zhdukjes së atyre popujve të lashtë janë përmendur në këtë Kuran, si populli i Adit, Themudit, i Lutit dhe banorët e Medjenit! A mos vallë këta mendojnë se mund të shpëtojnë?!
(9) Nëse i pyet ata (o i Dërguar) se: "Kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën?!" Sigurisht që ata do ta pranojnë se ato i ka krijuar i Plotfuqishmi i Gjithëdijshmi;
(10) i Cili e bëri Tokën si një djep për ju dhe Ai mundësoi për ju në luginat e malet e saj, rrugë e shtigje, në mënyrë që të orientoheni e t'i ndiqni ato, që të arrini atje ku synoni, për përfitimet e tregtinë tuaj;

### Mësime nga ajetet:

- Është quajtur Kurani - Shpirt, për shkak të rëndësisë që ka Shpallja e Allahut në udhëzimin e njerëzve, pasi ai kryen të njëjtin funksion për shpirtin, ashtu siç kryen shpirti për trupin e njeriut.
- I Dërguari nuk e kishte në dorë udhëzimin e njerëzve, por kishte në dorë vetëm t'i ftonte ata për tek udhëzimi që ia kishte shpallur Allahu, për ata që e kërkonin këtë udhëzim.
- Aludimi që u bën Allahu idhujtarëve që besojnë se Krijuesi i kësaj ekzistence është Ai, tregon se ky besim nuk është i mjaftueshëm për të shpëtuar në Ditën e Gjykimit, nëse ata nuk e ndjekin shembullin e të Dërguarit e Shpalljen që Ai ia zbriti atij dhe të heqin dorë prej idhujtarisë.

وَٱلَّذِي نَزَّلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءَۢ بِقَدَرٖ فَأَنشَرۡنَا بِهِۦ بَلۡدَةٗ مَّيۡتٗاۚ
كَذَٰلِكَ تُخۡرَجُونَ ١١ وَٱلَّذِي خَلَقَ ٱلۡأَزۡوَٰجَ كُلَّهَا وَجَعَلَ
لَكُم مِّنَ ٱلۡفُلۡكِ وَٱلۡأَنۡعَٰمِ مَا تَرۡكَبُونَ ١٢ لِتَسۡتَوُۥاْ عَلَىٰ ظُهُورِهِۦ
ثُمَّ تَذۡكُرُواْ نِعۡمَةَ رَبِّكُمۡ إِذَا ٱسۡتَوَيۡتُمۡ عَلَيۡهِ وَتَقُولُواْ سُبۡحَٰنَ
ٱلَّذِي سَخَّرَ لَنَا هَٰذَا وَمَا كُنَّا لَهُۥ مُقۡرِنِينَ ١٣ وَإِنَّآ إِلَىٰ رَبِّنَا
لَمُنقَلِبُونَ ١٤ وَجَعَلُواْ لَهُۥ مِنۡ عِبَادِهِۦ جُزۡءًاۚ إِنَّ ٱلۡإِنسَٰنَ
لَكَفُورٞ مُّبِينٌ ١٥ أَمِ ٱتَّخَذَ مِمَّا يَخۡلُقُ بَنَاتٖ وَأَصۡفَىٰكُم
بِٱلۡبَنِينَ ١٦ وَإِذَا بُشِّرَ أَحَدُهُم بِمَا ضَرَبَ لِلرَّحۡمَٰنِ مَثَلٗا
ظَلَّ وَجۡهُهُۥ مُسۡوَدّٗا وَهُوَ كَظِيمٌ ١٧ أَوَمَن يُنَشَّؤُاْ فِي
ٱلۡحِلۡيَةِ وَهُوَ فِي ٱلۡخِصَامِ غَيۡرُ مُبِينٖ ١٨ وَجَعَلُواْ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةَ
ٱلَّذِينَ هُمۡ عِبَٰدُ ٱلرَّحۡمَٰنِ إِنَٰثًاۚ أَشَهِدُواْ خَلۡقَهُمۡۚ سَتُكۡتَبُ
شَهَٰدَتُهُمۡ وَيُسۡـَٔلُونَ ١٩ وَقَالُواْ لَوۡ شَآءَ ٱلرَّحۡمَٰنُ مَا عَبَدۡنَٰهُمۗ
مَّا لَهُم بِذَٰلِكَ مِنۡ عِلۡمٍۖ إِنۡ هُمۡ إِلَّا يَخۡرُصُونَ ٢٠ أَمۡ ءَاتَيۡنَٰهُمۡ
كِتَٰبٗا مِّن قَبۡلِهِۦ فَهُم بِهِۦ مُسۡتَمۡسِكُونَ ٢١ بَلۡ قَالُوٓاْ إِنَّا
وَجَدۡنَآ ءَابَآءَنَا عَلَىٰٓ أُمَّةٖ وَإِنَّا عَلَىٰٓ ءَاثَٰرِهِم مُّهۡتَدُونَ ٢٢



(11) Është Ai që lëshon prej qiellit ujë me një sasi të caktuar, aq sa të jetë i dobishëm për ju dhe kafshët tuaja, si dhe të jetë i mjaftueshëm që me të Ne ta ringjallim një tokë të vdekur. Kështu në mënyrë që ta kujtoni se kështu do të nxirreni edhe ju prej varreve tuaja në Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari;
(12) Është Ai që ka krijuar të gjitha llojet e krijesave, që ju i njihni e nuk i njihni, e jua mundësoi që të hipni mbi anije dhe mbi kafshë transporti,
(13) në mënyrë që ju të udhëtoni mbi to nga të dëshironi, nëpërmjet rrugëve detare e tokësore. Pas kësaj ju të tregoheni mirënjohës e ta kujtoni këtë të mirë të Zotit ndaj jush, sa herë që të hipni mbi to dhe të thoni, duke falënderuar: “Lëvduar e Shenjtëruar qoftë Ai, i Cili na e nënshtroi këtë mjet apo kafshë transporti, që ta kemi nën kontrollin tonë, pasi ne do të kishim qenë të pafuqishëm për të arritur këto distanca kaq të largëta pa ndihmën e tyre,
(14) dhe se çfarëdo që të na ndodhë në udhëtimin tonë, ne të gjithë tek Zoti ynë do të kthehemi!”
(15) Megjithatë, idhujtarët, në vend që t’i tregoheshin mirënjohës, shkuan e i mveshën Atij krijesa, si të ishin pjesë e Tij (zota e zëvendësues të Tij) në tokë. Me të vërtetë që njeriu është një mosmirënjohës i hapur.

*Kjo mosmirënjohje i bëri ata të jenë mohues të qartë të natyrshmërisë së vërtetë të Allahut - Njëshmërisë së Tij, derisa menduan se ka prej krijesave që janë pasardhës të Allahut apo me natyrë hyjnore, siç thanë arabët për engjëjt, se ishin bijat e Allahut, e Allahu iu drejtohet:
(16) A mos vallë Ai për Vete zgjodhi të ketë vajza në mesin e krijesave, ndërkohë që juve ju veçoi me djem?!
(17) Nëse dikush prej tyre do të ishte lajmëruar për lindjen e asaj që ai ia mvesh të Gjithëmëshirshmit- pra, lindjen e ndonjë vajze, - atij menjëherë i nxihet fytyra prej mërzisë e dëshpërimit. Pastaj qëndron i mbushur me mllef e zemërim për një kohë të gjatë, duke mos iu përgjigjur e duke mos i folur askujt.
(18) Vallë, atë që rritet në stoli (për shkak të delikatesës së saj) dhe që edhe në armiqësi nuk është e qartë(as për kundërpërgjigje e as për të luftuar, për shkak të brishtësisë së saj), dëshironi që t’ia mvishni Atij?!
(19) Ata i konsideruan femra engjëjt, të cilët janë robër të të Gjithëmëshirshmit. A mos vallë ata patën qenë prezent kur u krijuan dhe e panë se ata ishin femra?! Dëshmia e tyre do të shkruhet dhe në Ditën e Gjykimit ata do të pyeten për të vërtetën e asaj që kanë thënë. Mjerë për gënjeshtarët, atë ditë!
(20) Duke u justifikuar me vullnetin e Allahut, ata thanë: “Po të kishte dashur i Gjithëmëshirshmi, ne nuk do t’i kishim adhuruar as engjëjt, as njerëzit e as idhujt!”Po, vallë, çfarë dinë ata në lidhje me atë që dëshiron Allahu?! Ata veçse po mohojnë veten, pasi ata janë tërësisht të lirë në zgjedhjet e tyre.
(21) A mos vallë Ne u paskemi zbritur atyre ndonjë Libër para këtij Kurani dhe ata po i përmbahen atij?!
(22) Jo - thonë ata - por ne, i kemi gjetur baballarët tanë në këtë besim e fe dhe ne ndjekim vetëm gjurmët e trashëgiminë e tyre!”.

**Mësime nga ajetet:**
- Çdo mirësi dhe arritje njerëzore është prej Allahut të Lartësuar, që ua ka mundësuar njerëzve për t’i vënë në shërbim të lehtësimit për ta, ndaj ata duhet t’i jenë mirënjohës vetëm Atij.
- Vlerësimi i padrejtë që kanë bërë idhujtarët, -pasi, përveç shpifjes ndaj Allahut se Ai ka fëmijë, i mveshën Atij atë që as vetes nuk ia dëshironin, pra, vajzat.
- Njeriu nuk mund të arsyetohet me anë të Vullnetit dhe Caktimit të Allahut, për aq kohë sa atij i është dhënë liri zgjedhjeje dhe i kërkohet përgjegjësi për çdo vepër apo gjynah që ai zgjedh të bëjë.
- Nëse njeriu flet në lidhje me atë për të cilën nuk ka qenë prezent, ajo dëshmi nuk është e pranueshme.

وَكَذَٰلِكَ مَآ أَرۡسَلۡنَا مِن قَبۡلِكَ فِي قَرۡيَةٖ مِّن نَّذِيرٍ إِلَّا قَالَ مُتۡرَفُوهَآ
إِنَّا وَجَدۡنَآ ءَابَآءَنَا عَلَىٰٓ أُمَّةٖ وَإِنَّا عَلَىٰٓ ءَاثَٰرِهِم مُّقۡتَدُونَ ٢٣
۞ قَٰلَ أَوَلَوۡ جِئۡتُكُم بِأَهۡدَىٰ مِمَّا وَجَدتُّمۡ عَلَيۡهِ ءَابَآءَكُمۡۖ (الحزب ٥٠)
قَالُوٓاْ إِنَّا بِمَآ أُرۡسِلۡتُم بِهِۦ كَٰفِرُونَ ٢٤ فَٱنتَقَمۡنَا مِنۡهُمۡۖ فَٱنظُرۡ
كَيۡفَ كَانَ عَٰقِبَةُ ٱلۡمُكَذِّبِينَ ٢٥ وَإِذۡ قَالَ إِبۡرَٰهِيمُ لِأَبِيهِ وَقَوۡمِهِۦٓ
إِنَّنِي بَرَآءٞ مِّمَّا تَعۡبُدُونَ ٢٦ إِلَّا ٱلَّذِي فَطَرَنِي فَإِنَّهُۥ سَيَهۡدِينِ
٢٧ وَجَعَلَهَا كَلِمَةَۢ بَاقِيَةٗ فِي عَقِبِهِۦ لَعَلَّهُمۡ يَرۡجِعُونَ ٢٨ بَلۡ
مَتَّعۡتُ هَٰٓؤُلَآءِ وَءَابَآءَهُمۡ حَتَّىٰ جَآءَهُمُ ٱلۡحَقُّ وَرَسُولٞ مُّبِينٞ ٢٩
وَلَمَّا جَآءَهُمُ ٱلۡحَقُّ قَالُواْ هَٰذَا سِحۡرٞ وَإِنَّا بِهِۦ كَٰفِرُونَ ٣٠ وَقَالُواْ
لَوۡلَا نُزِّلَ هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانُ عَلَىٰ رَجُلٖ مِّنَ ٱلۡقَرۡيَتَيۡنِ عَظِيمٍ ٣١ أَهُمۡ
يَقۡسِمُونَ رَحۡمَتَ رَبِّكَۚ نَحۡنُ قَسَمۡنَا بَيۡنَهُم مَّعِيشَتَهُمۡ فِي ٱلۡحَيَوٰةِ
ٱلدُّنۡيَاۚ وَرَفَعۡنَا بَعۡضَهُمۡ فَوۡقَ بَعۡضٖ دَرَجَٰتٖ لِّيَتَّخِذَ بَعۡضُهُم
بَعۡضٗا سُخۡرِيّٗاۗ وَرَحۡمَتُ رَبِّكَ خَيۡرٞ مِّمَّا يَجۡمَعُونَ ٣٢ وَلَوۡلَآ
أَن يَكُونَ ٱلنَّاسُ أُمَّةٗ وَٰحِدَةٗ لَّجَعَلۡنَا لِمَن يَكۡفُرُ بِٱلرَّحۡمَٰنِ
لِبُيُوتِهِمۡ سُقُفٗا مِّن فِضَّةٖ وَمَعَارِجَ عَلَيۡهَا يَظۡهَرُونَ ٣٣



(23) Ja pikërisht kështu patën thënë edhe popujt që qenë përpara teje (o i Dërguar); madje nuk pati vendbanim që të mos u dërgonim ndonjë paralajmërues përpara teje, e që të autoritetshmit e pasanikët e tyre të mos thonin: “Ne kështu, i kemi gjetur baballarët tanë në këtë besim e fe, dhe ne shkojmë vetëm gjurmëve të tyre !”.
(24) I Dërguari u tha:“A do t’i ndiqni, edhe pse unë ju kam ardhur me një udhëzim edhe më të mirë se ai që keni gjetur baballarët tuaj?!” Ata thanë: “Ne mohojmë çdo gjë që sillni!”
(25) E Kështu, Ne hoqëm dorë prej tyre, duke i shkatërruar. Ti paramendoje vetë se si ishte përfundimi i mohuesve, që i konsideruan gënjeshtra paralajmërimet e të dërguarve Tanë.
(26) E ti përmendju atyre (o i Dërguar) Ibrahimin, kur ai i tha babait dhe popullit të vet: “Unë jam distancuar prej gjithçkaje që ju adhuroni në vend të Allahut,
(27) pasi unë nuk adhuroj askënd tjetër, përveç Atij i Cili më solli në ekzistencë nga asgjëja. Ashtu siç më krijoi, Ai më udhëzon, duke më treguar se ç’është e drejtë dhe e gabuar e duke më drejtuar në rrugën dhe besimin e duhur!”
(28) Dhe kështu ai e la këtë fjalë (Fjalën: La ilahe il’Allah - Nuk e meriton adhurimin askush tjetër përveç Allahut) të përhershme për pasardhësit që erdhën pas tij, aq sa akoma ka prej tyre që e njësojnë Allahun dhe nuk i mveshin Atij të barabartë asgjë, me shpresën se ndoshta kthehen me pendim tek Ai dhe do të lënë idhujtarinë e gjynahet.
(29) E Unë, jo vetëm që nuk i shkatërrova, por u dhashë atyre e baballarëve të tyre afat të mjaftueshëm, që të jetojnë dhe t’i përjetojnë kënaqësitë e jetës së kësaj bote. Kjo derisa atyre u erdhi e Vërteta (e Allahut) - Kurani dhe një i Dërguar i pamohueshëm - Muhamedi.
(30) E pasi atyre u erdhi e Vërteta (e Allahut) - pra, Kurani, ata thanë: “Kjo që po na lexohet është magji, me të cilën Muhamedi dëshiron të na mashtrojë dhe ne do të vazhdojmë të mos e besojmë atë!”
(31) Gjithashtu, idhujtarët mohues thanë: “Përse nuk i zbriti ky Kuran ndonjërit prej burrave të fuqishëm të Mekës a Taifit, por duhej t’i zbriste Muhamedit, i cili është i varfër e jetim?!”
(32) A mos vallë janë ata që e caktojnë mëshirën e Zotit tënd (o i Dërguar), se kujt duhet t’ia japim e kujt jo?! Ne ua kemi ndarë atyre pasurinë e jetës së kësaj bote dhe i kemi ngritur në shtresa disa prej tyre mbi disa të tjerë, në pasuri apo pozitë. Këtë e kemi bërë që disa t’u shërbejnë të tjerëve, në mënyrë që t’i plotësojnë nevojat njëri-tjetrit. Mëshira e Zotit tënd - o i Dërguar -(udhëzimi dhe besimi) është shumë më e mirë se ajo që grumbullojnë prej kësaj pasurie të përkohshme.
(33) E po të mos ishin bërë njerëzit të gjithë bashkë, në një bindje e një mosbesim, për shkak të tundimit e dhënies përparësi lakmisë së kësaj bote, Ne do t’ua kishim bërë prej argjendi çatitë e shtëpive të atyre që e mohojnë të Gjithëmëshirshmin, së bashku me shkallët, mbi të cilat dëshirojnë të bien në sy.

**Mësime nga ajetet:**

- Pasimi i verbër është bërë shkak i devijimit tek të gjithë popujt e mëparshëm.
- Besimtari e ka për detyrë t’i largojë jobesimtarët nga rruga e mohimit, sidomos kur pengohet prej tyre.
- Ndarja e furnizimit dhe e pasurisë është vetëm në dorë të Allahut dhe sipas urtësisë së Tij.
- Pavlefshmëria e jetës së kësaj bote tek Allahu, aq sa, nëse ajo do të kishte peshuar tek Allahu sa flatra e një mushkonje, nuk do i kishte dhënë mohuesit as ujë për të pirë në të.

وَلِبُيُوتِهِمْ أَبْوَٰبًا وَسُرُرًا عَلَيْهَا يَتَّكِـُٔونَ ﴿٣٤﴾ وَزُخْرُفًا ۚ وَإِن
كُلُّ ذَٰلِكَ لَمَّا مَتَٰعُ ٱلْحَيَوٰةِ ٱلدُّنْيَا ۚ وَٱلْـَٔاخِرَةُ عِندَ رَبِّكَ
لِلْمُتَّقِينَ ﴿٣٥﴾ وَمَن يَعْشُ عَن ذِكْرِ ٱلرَّحْمَٰنِ نُقَيِّضْ لَهُۥ شَيْطَٰنًا
فَهُوَ لَهُۥ قَرِينٌ ﴿٣٦﴾ وَإِنَّهُمْ لَيَصُدُّونَهُمْ عَنِ ٱلسَّبِيلِ وَيَحْسَبُونَ
أَنَّهُم مُّهْتَدُونَ ﴿٣٧﴾ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءَنَا قَالَ يَٰلَيْتَ بَيْنِى وَبَيْنَكَ
بُعْدَ ٱلْمَشْرِقَيْنِ فَبِئْسَ ٱلْقَرِينُ ﴿٣٨﴾ وَلَن يَنفَعَكُمُ ٱلْيَوْمَ
إِذ ظَّلَمْتُمْ أَنَّكُمْ فِى ٱلْعَذَابِ مُشْتَرِكُونَ ﴿٣٩﴾ أَفَأَنتَ تُسْمِعُ
ٱلصُّمَّ أَوْ تَهْدِى ٱلْعُمْىَ وَمَن كَانَ فِى ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ﴿٤٠﴾ فَإِمَّا
نَذْهَبَنَّ بِكَ فَإِنَّا مِنْهُم مُّنتَقِمُونَ ﴿٤١﴾ أَوْ نُرِيَنَّكَ ٱلَّذِى
وَعَدْنَٰهُمْ فَإِنَّا عَلَيْهِم مُّقْتَدِرُونَ ﴿٤٢﴾ فَٱسْتَمْسِكْ بِٱلَّذِىٓ أُوحِىَ
إِلَيْكَ ۖ إِنَّكَ عَلَىٰ صِرَٰطٍ مُّسْتَقِيمٍ ﴿٤٣﴾ وَإِنَّهُۥ لَذِكْرٌ لَّكَ وَلِقَوْمِكَ ۖ
وَسَوْفَ تُسْـَٔلُونَ ﴿٤٤﴾ وَسْـَٔلْ مَنْ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رُّسُلِنَآ
أَجَعَلْنَا مِن دُونِ ٱلرَّحْمَٰنِ ءَالِهَةً يُعْبَدُونَ ﴿٤٥﴾ وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا
مُوسَىٰ بِـَٔايَٰتِنَآ إِلَىٰ فِرْعَوْنَ وَمَلَإِي۟هِۦ فَقَالَ إِنِّى رَسُولُ رَبِّ
ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٤٦﴾ فَلَمَّا جَآءَهُم بِـَٔايَٰتِنَآ إِذَا هُم مِّنْهَا يَضْحَكُونَ ﴿٤٧﴾



(34) E në shtëpitë e tyre do t'u kishim mundësuar që edhe dyert e kolltukët mbi të cilat mbështeten t'i kishin prej argjendi
(35) dhe të dekoruara me ngjyra e zbukurime të arta, si sprovë për ta, në mënyrë që ata të vazhdonin në rrugën e tyre e të mos besonin kurrë. E gjithë kjo nuk është tjetër vetëm se një përjetim i shkurtër i jetës së kësaj bote. Mirëpo ajo që është tek Zoti yt (o i Dërguar) në botën tjetër do të jetë vetëm për ata të devotshëm që e ruajtën veten prej rënies në gjynahe dhe prej mohimit të Allahut.
(36) Kush nuk e përfill këtë Këshillë të zbritur prej të Gjithëmëshirshmit apo përpiqet që t'i kundërvihet për ta hedhur poshtë, Ne kemi për t'ia bashkangjitur atij një shejtan, i cili ka për t'i qëndruar vazhdimisht afër, që të mos e lërë kurrë të gjejë udhëzimin.
(37) E ata(i devijuari bashkë me djallin e tij) kanë për të vazhduar kështu së bashku, duke i penguar edhe njerëzit e tjerë nga Rruga e Drejtë. Me mbështetjen e ndjekësve të tyre, ata mendojnë se janë të udhëzuar, e kështu kanë për të vazhduar në devijimin e tyre derisa të vdesin, duke mos u penduar kurrë.
(38) Kur të vijë i devijuari tek Ne në Ditën e Gjykimit dhe ta shohë dënimin e Allahut, do t'i kthehet shejtanit, që e ka shoqëruar dhe e ka mbështetur në devijimin e vet: "Ah, sikur largësia mes meje dhe teje të kishe qenë sa ç'është largësia mes lindjes dhe perëndimit! Sa shoqërues i keq paske qenë!"
(39) Dhe Aty do t'u thuhet: "Sot nuk do t'ju sjellë asnjë dobi hedhja e përgjegjësisë njëri-tjetrit për padrejtësitë(idhujtarinë, gjynahet e mohimin tuaj). Kjo për faktin se ju tashmë, siç patët qenë shoqërues të njëri-tjetrit në dynja, ashtu do të jeni shoqërues të njëri-tjetrit edhe në dënimin e përbashkët!"
(40) A mos vallë, (o i Dërguar)ti dëshiron t'i bësh të dëgjojnë këta të shurdhër apo t'i udhëzosh këta të verbër, e aq më tepër kur ata janë në një humbje e devijim të qartë dhe janë armiq të udhëzimit?!
(41) E kështu, Ne ose kemi për të të larguar ty prej tyre që të mos e shohësh atë ndëshkim që ua lëshuam edhe popujve të mëparshëm, të cilët nuk i besuan paralajmërimet e të dërguarve të vet,
(42) Ose kemi për të ta mundësuar ta shohësh atë ndëshkim që Ne ua kemi premtuar atyre dhe ta shohësh edhe ti vetë se si Ne jemi të Plotfuqishëm mbi ta dhe se askush nuk mund të shpëtojë prej Nesh.
(43) E vazhdo (o i Dërguar) t'i përmbahesh asaj që të është shpallur në Kuran prej Zotit tënd, duke punuar sipas saj, se ti je në Rrugën e Drejtë.
(44) Ky Kuran, që të është shpallur ty, është një përkujtim i mirë për ty dhe për popullin tënd dhe Ditën e Gjykimit keni për t'u pyetur për këtë mirësi ndaj jush, se a e keni pranuar, a e keni zbatuar dhe a i keni thirrur edhe të tjerët për tek udhëzimi i tij!
(45) E Atje do të të thuhet: "Pyeti- o Muhamed -të dërguarit Tanë, që Ne i kemi dërguar përpara teje: A mos Ne patëm autorizuar që të adhuroheshin zota të tjerë në vend të të Gjithëmëshirshmit?!" Vërtetë, përgjigjja e të dërguarve ka për të qenë dëshpërim i madh për idhujtarët.
(46) Ne e dërguam edhe Musain tek Faraoni dhe paria e tij me argumente e mrekulli prej Nesh.. Ai u tha: "Unë jam i dërguar i Zotit të botëve dhe i gjithë krijesave që gjenden në to!"
(47) E pasi ai u shpalosi atyre argumentet dhe faktet Tona, ata filluan të qeshnin me to.

### Mësime nga ajetet:

- Rrezikshmëria e heqjes dorë prej Kuranit, mos leximi, moszbatimi e mospërfillja e tij.
- Kurani është përkujtimi e nderimi më i madh që i është bërë të Dërguarit e njerëzve pas tij.
- Të gjithë të dërguarit dhe të gjitha shpalljet bashkohen rreth mohimit të çdo lloj idhujtarie.
- Qeshja me të Vërtetën Hyjnore e përqeshja e ndjekësve të saj është veçori e mohuesve.

وَمَا نُرِيهِم مِّنْ ءَايَةٍ إِلَّا هِىَ أَكْبَرُ مِنْ أُخْتِهَا ۖ وَأَخَذْنَٰهُم
بِٱلْعَذَابِ لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُونَ ﴿٤٨﴾ وَقَالُوا۟ يَٰٓأَيُّهَ ٱلسَّاحِرُ ٱدْعُ لَنَا
رَبَّكَ بِمَا عَهِدَ عِندَكَ إِنَّنَا لَمُهْتَدُونَ ﴿٤٩﴾ فَلَمَّا كَشَفْنَا
عَنْهُمُ ٱلْعَذَابَ إِذَا هُمْ يَنكُثُونَ ﴿٥٠﴾ وَنَادَىٰ فِرْعَوْنُ فِى قَوْمِهِۦ
قَالَ يَٰقَوْمِ أَلَيْسَ لِى مُلْكُ مِصْرَ وَهَٰذِهِ ٱلْأَنْهَٰرُ تَجْرِى مِن
تَحْتِىٓ ۖ أَفَلَا تُبْصِرُونَ ﴿٥١﴾ أَمْ أَنَا۠ خَيْرٌ مِّنْ هَٰذَا ٱلَّذِى هُوَ مَهِينٌ
وَلَا يَكَادُ يُبِينُ ﴿٥٢﴾ فَلَوْلَآ أُلْقِىَ عَلَيْهِ أَسْوِرَةٌ مِّن ذَهَبٍ أَوْ جَآءَ
مَعَهُ ٱلْمَلَٰٓئِكَةُ مُقْتَرِنِينَ ﴿٥٣﴾ فَٱسْتَخَفَّ قَوْمَهُۥ
فَأَطَاعُوهُ ۚ إِنَّهُمْ كَانُوا۟ قَوْمًا فَٰسِقِينَ ﴿٥٤﴾ فَلَمَّآ ءَاسَفُونَا
ٱنتَقَمْنَا مِنْهُمْ فَأَغْرَقْنَٰهُمْ أَجْمَعِينَ ﴿٥٥﴾ فَجَعَلْنَٰهُمْ
سَلَفًا وَمَثَلًا لِّلْءَاخِرِينَ ﴿٥٦﴾ ۞ وَلَمَّا ضُرِبَ ٱبْنُ مَرْيَمَ مَثَلًا
إِذَا قَوْمُكَ مِنْهُ يَصِدُّونَ ﴿٥٧﴾ وَقَالُوٓا۟ ءَأَٰلِهَتُنَا خَيْرٌ أَمْ
هُوَ ۚ مَا ضَرَبُوهُ لَكَ إِلَّا جَدَلًۢا ۚ بَلْ هُمْ قَوْمٌ خَصِمُونَ ﴿٥٨﴾ إِنْ هُوَ
إِلَّا عَبْدٌ أَنْعَمْنَا عَلَيْهِ وَجَعَلْنَٰهُ مَثَلًا لِّبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ﴿٥٩﴾
وَلَوْ نَشَآءُ لَجَعَلْنَا مِنكُم مَّلَٰٓئِكَةً فِى ٱلْأَرْضِ يَخْلُفُونَ ﴿٦٠﴾

الحزب ٥٠



(48) Dhe nuk pati argument, që Ne ua shpalosnim atyre, që të mos ishte edhe më i madh e më i fortë se argumenti i mëparshëm. Kështu (nëpërmjet tyre) Ne i dënuam ata me vuajtje e mundim, që të ktheheshin me pendim tek Allahu dhe të hiqnin dorë prej mohimit, por kjo pa dobi.
(49) Ata i thanë: “O magjistar! Lute Zotit tënd për ne, për atë premtim që Ai ta ka dhënë, që, nëse ti i lutesh për diçka, Ai do të të përgjigjet; sepse me të Vërtetën jemi gati të udhëzuar, nëse Ai na i largon këto vuajtje prej nesh!”
(50) E Pasi Ne e larguam prej tyre vuajtjen dhe mundimin, ata e shkelën marrëveshjen e nuk iu përmbajtën asaj që patën premtuar.
(51) E Faraoni i bëri thirrje popullit të vet duke u mburrur me pushtetin që kishte e u tha: “O populli im! A nuk më përket mua sundimi i tokës së Egjiptit, si dhe këto lumenj, të cilët po rrjedhin prej Nilit nën pallatet e mia mbretërore. A nuk po e shihni këtë pushtet dhe madhështinë time?!
(52) A nuk jam unë më i mirë se ky i mjerë, që mezi mund të shprehet e të flasë qartë?!
(53) Të paktën t’i ishin dhënë atij disa bylyzykë të florinjtë apo të kishin ardhur me të engjëjt si shoqërues!”
(54) E kështu ai e përçmoi popullin e vet, duke i mashtruar ata me vetëbesim në atë që thoshte dhe ata e ndoqën pas në humbjen e tij. Me të vërtetë, ata ishin një popull i prishur e i poshtër.
(55) E pasi ata Na zemëruan e dolën në ndjekje të Musait dhe popullit të tij, Ne hoqëm dorë prej tyre dhe i përmbytëm të gjithë në det,
(56) dhe Ne bëmë që ata (Faraoni dhe paria e tij) të jenë pararendës të të gjithë atyre mohuesve e mizorëve që ndjekin shembullin e rrugën e tyre, si dhe të jenë shembull për ata që dëshirojnë të ruhen e të mos i gjejë i njëjti përfundim si i tyre. Ky shembull shërben për popullin tënd dhe për mbarë njerëzimin deri në brezat e mëvonshëm.
(57) Idhujtarët menduan se Isain, të cilin e adhuruan të krishterët e përfshinte kërcënimi i ajetit kuranor: “Ju dhe ata që keni adhuruar në vend të Allahut, do të jeni lëndë e Xhehenemit, ku do të hyni me siguri”. (El-Enbija: 98) DIhet se Allahu e ka ndaluar adhurimin e tij, ashtu siç e ka ndaluar edhe adhurimin e idhujve. E kur dëgjoi këtë kërcënim, populli yt, o i Dërguar, brohoriti nga gëzimi duke thënë se ishin të kënaqur që zotat e tyre të kishin pozitë të njëjtë me Isain. Atëherë Allahu i Madhëruar iu përgjigj se: “Atyre që iu priu e mbara nga ana Jonë do të jenë larg atij (xhehenemit)”. (El-Enbija: 101).
(58) Dhe thanë: “Cilët janë më të mirë, idhujt tanë apo ai, që të krishterët e adhurojnë si zot?! Ata ta sollën ty (o i Dërguar) këtë krahasim sepse ata e duan polemikën, se ata janë popull ngatërrestar e kundërshtues. Kjo pasi Allahu e ka ndaluar adhurimin e çdokujt që adhurohet në vend të Tij dhe se këtë nuk e pranon asnjë i dërguar i Tij .
(59) Ai ishte veçse një rob i Allahut, të cilin e begatuam me bërjen pejgamber e zbritjen e Ungjillit. Ne e bëmë atë shembull të mirë, në mënyrë që të pasohej nga bijtë e Izraelit.
(60) Po të kishim dashur që të adhurohej dikush tjetër përveç Allahut, në vendin tuaj, Ne do të kishim bërë engjëjt,të cilët do të ishin edhe zëvendësit e Tij në Tokë. Pra, ju nuk jeni aspak më të denjë se ata, ndërkohë që ata janë robër e adhurues të përkushtuar të Allahut dhe nuk i nënshtrohen askujt tjetër përveç Tij.

**Mësime nga ajetet:**
- Shkelja e marrëveshjeve dhe thyerja e besës është veçori e jobesimtarëve.
- Njerëz të poshtër e të ulët janë ata njerëz të pavlerë, të cilët mund t’i përçmojë e t’i shpërfillë kush të dëshirojë e megjithatë ata i ndjekin pas.
- Zemërimi i Allahut sjell ndëshkimin e Tij.
- Ndjekësit e së kotës dhe të devijimit nxitojnë t’i deformojnë argumentet e tekstet kuranore sipas dëshirës së tyre.

وَإِنَّهُۥ لَعِلۡمٞ لِّلسَّاعَةِ فَلَا تَمۡتَرُنَّ بِهَا وَٱتَّبِعُونِۚ هَٰذَا صِرَٰطٞ
مُّسۡتَقِيمٞ ٦١ وَلَا يَصُدَّنَّكُمُ ٱلشَّيۡطَٰنُۖ إِنَّهُۥ لَكُمۡ عَدُوّٞ مُّبِينٞ
٦٢ وَلَمَّا جَآءَ عِيسَىٰ بِٱلۡبَيِّنَٰتِ قَالَ قَدۡ جِئۡتُكُم بِٱلۡحِكۡمَةِ
وَلِأُبَيِّنَ لَكُم بَعۡضَ ٱلَّذِي تَخۡتَلِفُونَ فِيهِۖ فَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُونِ
٦٣ إِنَّ ٱللَّهَ هُوَ رَبِّي وَرَبُّكُمۡ فَٱعۡبُدُوهُۚ هَٰذَا صِرَٰطٞ مُّسۡتَقِيمٞ
٦٤ فَٱخۡتَلَفَ ٱلۡأَحۡزَابُ مِنۢ بَيۡنِهِمۡۖ فَوَيۡلٞ لِّلَّذِينَ ظَلَمُواْ
مِنۡ عَذَابِ يَوۡمٍ أَلِيمٍ ٦٥ هَلۡ يَنظُرُونَ إِلَّا ٱلسَّاعَةَ أَن
تَأۡتِيَهُم بَغۡتَةٗ وَهُمۡ لَا يَشۡعُرُونَ ٦٦ ٱلۡأَخِلَّآءُ يَوۡمَئِذِۭ
بَعۡضُهُمۡ لِبَعۡضٍ عَدُوٌّ إِلَّا ٱلۡمُتَّقِينَ ٦٧ يَٰعِبَادِ لَا خَوۡفٌ
عَلَيۡكُمُ ٱلۡيَوۡمَ وَلَآ أَنتُمۡ تَحۡزَنُونَ ٦٨ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ بِـَٔايَٰتِنَا
وَكَانُواْ مُسۡلِمِينَ ٦٩ ٱدۡخُلُواْ ٱلۡجَنَّةَ أَنتُمۡ وَأَزۡوَٰجُكُمۡ
تُحۡبَرُونَ ٧٠ يُطَافُ عَلَيۡهِم بِصِحَافٖ مِّن ذَهَبٖ وَأَكۡوَابٖۖ
وَفِيهَا مَا تَشۡتَهِيهِ ٱلۡأَنفُسُ وَتَلَذُّ ٱلۡأَعۡيُنُۖ وَأَنتُمۡ فِيهَا
خَٰلِدُونَ ٧١ وَتِلۡكَ ٱلۡجَنَّةُ ٱلَّتِيٓ أُورِثۡتُمُوهَا بِمَا كُنتُمۡ
تَعۡمَلُونَ ٧٢ لَكُمۡ فِيهَا فَٰكِهَةٞ كَثِيرَةٞ مِّنۡهَا تَأۡكُلُونَ ٧٣



(61) Thuaju, o i Dërguar: “Në të vërtetë, ai (Isai) është veçse një prej shenjave të Kijametit, zbritja e të cilit tregon afrimin e Orës (fundin e botës). Mos kini aspak dyshim për ardhjen e Kijametit, ndaj më ndiqni mua në gjithçka që sjell, sepse kjo është Rruga e Drejtë.

(62) Mos e lejoni veten që t’ju mashtrojë shejtani e t’ju largojë prej kësaj Rruge të Drejtë, pasi me të vërtetë ai është armiku juaj i përbetuar.”

(63) E kur Isai shkoi te bijtë e të Izraelit me argumente të qarta se ishte i dërguar i Allahut, u tha: “Unë ju kam ardhur prej Allahut me shëmbëlltyra e urtësi hyjnore dhe do t’ju shpjegoj një pjesë prej asaj rreth së cilës ju nuk po bashkoheni. Prandaj kini frikën Allahun duke zbatuar porositë e Tij dhe duke hequr dorë prej ndalesave të Tij dhe më ndiqni mua në atë që po ju them:

(64) Vërtetë që Zoti im dhe Zoti juaj është vetëm Allahu, pasi ne nuk kemi Zot tjetër përveç Tij. Prandaj kushtojani adhurimin dhe lutjet vetëm Atij dhe dijeni mirë se kjo është e vetmja Rrugë e Drejtë!”

(65) Mirëpo të krishterët nuk i qëndruan kësaj por u përçanë në grupe të ndryshme ndërmjet tyre(lidhur me të vërtetë njerëzore të Isait). Mjerë për ata që ranë në idhujtari(me konsiderimin e tij si hyjnor, Zot apo bir të Zotit) e që për shkak të kësaj do vuajnë dënimin e dhembshëm në Ditën e Gjykimit!

(66) E ç’kanë ata që nuk bashkohen në këtë të vërtetë rreth tij e nënës së tij, që t’u zbrit ty e që ata e gjejnë edhe në librat e tyre?! A mos vallë, tani ata po presin Orën e Kijametit, që t’u vijë atyre papritmas dhe të mbesin pa u penduar?!

(67) Dijeni se miqtë që u deshën për shkak të mohimit e devijimit të tyre, do të jenë armiq e urrejtës të njëri-tjetrit në Ditën e Gjykimit, përveç besimtarëve që iu përkushtuan Allahut me zbatimin e porosive të Tij e me heqjen dorë prej ndalesave të Tij. Miqësia e tyre (besimtarëve) ka për të vazhduar mes tyre përgjithmonë.

(68) Të tillëve, atë ditë, Allahu do t’u thotë:“O robërit e Mi besimtarë, që e deshët njëri-tjetrin për hatrin Tim! Sot për ju nuk do ketë më frikë dhe as nuk do të mërziteni kurrë, pasi ju e fituat garancinë prej Vetë Atij për hir të të Cilit ju u deshët!”

(69) Atyre që e besuan Kuranin dhe argumentet (e vargjeve) Tona në to, si dhe qenë muslimanë (njësues të Allahut dhe zbatues të porosive që gjejnë në të), atë ditë do t’u thuhet:

(70) “Hyni në Xhenet ju dhe të ngjashmit tuaj, që besuan e punuan njësoj si ju!Aty ju do të jeni përgjithmonë të lumtur në mirësitë e tij të përjetshme, të cilat nuk do të kenë të sosur kurrë!”

(71) Atje atyre do t’u shërbehet me enë dhe gota të arta. Ata do të kenë gjithçka që do ta dëshirojnë e që ua mahnit sytë. Pastaj do t’u thuhet: “Ju do të qëndroni aty përgjithmonë,

(72) ky është Xheneti që ju është premtuar e që po ju lihet trashëgim, për shkak se ju punuat e u përpoqët që ta fitonit atë.

(73) Për shijet tuaja, aty ju do të keni fruta aq të shumta e të ndryshme, sa edhe pse jeni të përjetshëm, vetëm disa prej tyre do mund të arrini t’i hani, duke mos arritur kurrë fundin e tyre!”

**Mësime nga ajetet:**

- Zbritja e Isait edhe një herë në tokë për të vrarë Dexhalin është një prej shenjave të mëdha të Kijametit, që tregon se Kijameti është afruar.
- Në Ditën e Gjykimit miqësia mes njerëzve të prishur do të shndërrohet në armiqësi dhe miqësia e besimtarëve të përkushtuar do të vazhdojë edhe në përjetësi.
- Përgëzimi që Allahu u bën besimtarëve dhe sigurimi i tyre nga Ai Vetë, duke i shpëtuar prej frikës dhe dëshpërimit të përjetshëm.

إِنَّ ٱلۡمُجۡرِمِينَ فِي عَذَابِ جَهَنَّمَ خَٰلِدُونَ ٧٤ لَا يُفَتَّرُ عَنۡهُمۡ وَهُمۡ
فِيهِ مُبۡلِسُونَ ٧٥ وَمَا ظَلَمۡنَٰهُمۡ وَلَٰكِن كَانُواْ هُمُ ٱلظَّٰلِمِينَ ٧٦
وَنَادَوۡاْ يَٰمَٰلِكُ لِيَقۡضِ عَلَيۡنَا رَبُّكَۖ قَالَ إِنَّكُم مَّٰكِثُونَ ٧٧ لَقَدۡ
جِئۡنَٰكُم بِٱلۡحَقِّ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَكُمۡ لِلۡحَقِّ كَٰرِهُونَ ٧٨ أَمۡ أَبۡرَمُوٓاْ أَمۡرٗا
فَإِنَّا مُبۡرِمُونَ ٧٩ أَمۡ يَحۡسَبُونَ أَنَّا لَا نَسۡمَعُ سِرَّهُمۡ وَنَجۡوَىٰهُمۚ بَلَىٰ
وَرُسُلُنَا لَدَيۡهِمۡ يَكۡتُبُونَ ٨٠ قُلۡ إِن كَانَ لِلرَّحۡمَٰنِ وَلَدٞ فَأَنَا۠ أَوَّلُ
ٱلۡعَٰبِدِينَ ٨١ سُبۡحَٰنَ رَبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ رَبِّ ٱلۡعَرۡشِ
عَمَّا يَصِفُونَ ٨٢ فَذَرۡهُمۡ يَخُوضُواْ وَيَلۡعَبُواْ حَتَّىٰ يُلَٰقُواْ يَوۡمَهُمُ
ٱلَّذِي يُوعَدُونَ ٨٣ وَهُوَ ٱلَّذِي فِي ٱلسَّمَآءِ إِلَٰهٞ وَفِي ٱلۡأَرۡضِ
إِلَٰهٞۚ وَهُوَ ٱلۡحَكِيمُ ٱلۡعَلِيمُ ٨٤ وَتَبَارَكَ ٱلَّذِي لَهُۥ مُلۡكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ وَمَا بَيۡنَهُمَا وَعِندَهُۥ عِلۡمُ ٱلسَّاعَةِ وَإِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ
٨٥ وَلَا يَمۡلِكُ ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ مِن دُونِهِ ٱلشَّفَٰعَةَ إِلَّا
مَن شَهِدَ بِٱلۡحَقِّ وَهُمۡ يَعۡلَمُونَ ٨٦ وَلَئِن سَأَلۡتَهُم مَّنۡ خَلَقَهُمۡ
لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُۖ فَأَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ٨٧ وَقِيلِهِۦ يَٰرَبِّ إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ قَوۡمٞ
لَّا يُؤۡمِنُونَ ٨٨ فَٱصۡفَحۡ عَنۡهُمۡ وَقُلۡ سَلَٰمٞۚ فَسَوۡفَ يَعۡلَمُونَ ٨٩



(74) Ndërkohë kriminelët, që e mohuan Allahun, iu kundërvunë argumenteve dhe të dërguarve të Tij, si dhe i munduan besimtarët, në Ditën e Gjykimit do të jenë përjetësisht në dënimin e Xhehenemit,
(75) dënim i cili as nuk do t'u lehtësohet dhe as nuk do të kenë në të kurrfarë shprese për shpëtim, duke u humbur çdo mundësi për ta arritur Mëshirën e Allahut.
(76) Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, duke i futur në Zjarr, pasi Ne i patëm paralajmëruar e ua patëm zbritur atyre udhëzimin. Ata kanë qenë vetë keqbërës e i kanë bërë padrejtësi vetes, duke mohuar e duke iu kundërvënë besimit, ndaj janë duke vajtur në vendin e shkatërrimit,
(77) Atje, ata do të thërrasin rojtarin e Xhehenemit e do i thonë: "O Malik! Le të na japë fund tashmë Zoti yt, duke na bërë të vdesim, sepse ky dënim është i padurueshëm!" Ai u përgjigjet: "Aty të qëndroni!
(78) Ne ju patëm ardhur juve me të Vërtetën e Allahut (Shpalljen), mirëpo shumica juaj e urrente të Vërtetën."
(79) A mos po kurdisin (o i Dërguar) kurth ndaj teje?! Dije se edhe Ne po kurdisim kurth ndaj tyre.
(80) A mos vallë, ata mendojnë se Ne nuk i dëgjojmë mendimet dhe pëshpëritjet e tyre?! Sigurisht që po, madje të dërguarit Tanë (engjëjt) që janë pranë tyre shënojnë çdo gjë që ata thonë dhe veprojnë.
(81) O i Dërguar! Thuaju atyre që mendojnë se Allahu ka bij a bija (I Lartësuar dhe i Shenjtëruar qoftë Ai nga ky poshtërim!): "Nëse i Gjithëmëshirshmi do të kishte pasur fëmijë, unë do të kisha qenë i pari që do ta adhuroja atë fëmijë!"
(82) Mirëpo, i Pastër është Allahu - Zoti i qiejve e i Tokës dhe Zot i Arshit (Fronit Madhështor), prej asaj që trillojnë e ia mveshin idhujtarët, duke i përshkruar Atij bashkëshorte, djem apo vajza!"
(83) E pas kësaj lëri (o i Dërguar)ata të vazhdojnë në kotësinë e besimit të tyre dhe në lojrat e tyre, derisa të takohen me Ditën që u është premtuar.
(84) Të jesh i bindur se Ai është i Vetmi që e meriton adhurimin në qiell dhe i Vetmi që e meriton adhurimin edhe në Tokë. Ai është i Urti e i Gjithëdijshmi dhe bën gjithçka me urtësinë e Dijen e Vet, duke qenë në dijeni të plotë të gjithçkaje që krijesat e Veta e fshehin apo e publikojnë.
(85) I Lartmadhëruar qoftë Ai Dhurues i Madh, të Cilit i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës, si dhe i gjithçkaje që ekziston mes tyre. Vetëm Atij i përket dija se kur do të ndodhë Kijameti dhe vetëm tek Ai do të ktheheni në Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari e për ta marrë atë që keni merituar!
(86) Atë ditë, ata (engjëj, profetë, evlija, shenjtorë, përfshirë edhe Isain e nënën e tij) që njerëzit i lusin në vend të Allahut, nuk do të mund të ndërhyjë asnjëri prej tyre për ta (idhujtarët) në Ditën e Gjykimit. Për këtë ndërmjetësuesit janë në dijeni, përveç faktit nëse idhujtarët heqin dorë prej idhujtarisë së tyre, e pranojnë dhe e dëshmojnë të Vërtetën- pra, dëshminë: La ilahe il'Allah, duke e ditur - se nuk ka Zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut.
(87) E nëse i pyet (o i Dërguar) se: "Kush i krijoi ata?!" Kanë për të thënë: "Allahu!"Atëherë, pra, nga janë duke shkuar pas këtij pohimi, si dhe përse i shmangen adhurimit të Atij që i ka krijuar?!
(88) Edhe Isai ofshau e tha: "O Zoti im! Me të vërtetë që ata janë një popull që nuk beson!"
(89) Prandaj, largohu prej tyre (o i Dërguar) dhe thuaju: "Selam!", sepse më vonë ata do ta kuptojnë!

**Mësime nga ajetet:**

- Urrejtja e së Vërtetës është një tregues i një përfundimi vërtet të keq për jobesimtarët.
- Komplotet dhe e intrigat e jobesimtarëve kanë për t'u rënë po atyre, edhe nëse kjo vonohet.
- Sa më shumë t'i shtohet dija robit rreth Zotit të tij, atij i shtohet siguria e besimit, si dhe nënshtrimi ndaj Tij.
- Dija, se kur do të ndodhë Dita e Kijametit, i përket vetëm e Allahut dhe askujt tjetër përveç Tij.

سُورَةُ الدُّخَانِ
آياتها ٥٩ — ترتيبها ٤٤

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ١ وَٱلۡكِتَٰبِ ٱلۡمُبِينِ ٢ إِنَّآ أَنزَلۡنَٰهُ فِي لَيۡلَةٖ مُّبَٰرَكَةٍۚ
إِنَّا كُنَّا مُنذِرِينَ ٣ فِيهَا يُفۡرَقُ كُلُّ أَمۡرٍ حَكِيمٍ ٤ أَمۡرٗا
مِّنۡ عِندِنَآۚ إِنَّا كُنَّا مُرۡسِلِينَ ٥ رَحۡمَةٗ مِّن رَّبِّكَۚ إِنَّهُۥ هُوَ
ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ ٦ رَبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَمَا بَيۡنَهُمَآۖ
إِن كُنتُم مُّوقِنِينَ ٧ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ يُحۡيِۦ وَيُمِيتُۖ رَبُّكُمۡ
وَرَبُّ ءَابَآئِكُمُ ٱلۡأَوَّلِينَ ٨ بَلۡ هُمۡ فِي شَكّٖ يَلۡعَبُونَ ٩
فَٱرۡتَقِبۡ يَوۡمَ تَأۡتِي ٱلسَّمَآءُ بِدُخَانٖ مُّبِينٖ ١٠ يَغۡشَى ٱلنَّاسَۖ
هَٰذَا عَذَابٌ أَلِيمٞ ١١ رَّبَّنَا ٱكۡشِفۡ عَنَّا ٱلۡعَذَابَ إِنَّا مُؤۡمِنُونَ
١٢ أَنَّىٰ لَهُمُ ٱلذِّكۡرَىٰ وَقَدۡ جَآءَهُمۡ رَسُولٞ مُّبِينٞ ١٣ ثُمَّ
تَوَلَّوۡاْ عَنۡهُ وَقَالُواْ مُعَلَّمٞ مَّجۡنُونٌ ١٤ إِنَّا كَاشِفُواْ ٱلۡعَذَابِ قَلِيلًاۚ
إِنَّكُمۡ عَآئِدُونَ ١٥ يَوۡمَ نَبۡطِشُ ٱلۡبَطۡشَةَ ٱلۡكُبۡرَىٰٓ إِنَّا مُنتَقِمُونَ
١٦ ۞ وَلَقَدۡ فَتَنَّا قَبۡلَهُمۡ قَوۡمَ فِرۡعَوۡنَ وَجَآءَهُمۡ رَسُولٞ كَرِيمٌ
١٧ أَنۡ أَدُّوٓاْ إِلَيَّ عِبَادَ ٱللَّهِۖ إِنِّي لَكُمۡ رَسُولٌ أَمِينٞ ١٨

نصف الحزب ٥٠



## SURJA "ED-DUKHAN"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Kërcënimi i idhujtarëve duke u treguar se çfarë dënimi i pret ata në këtë jetë dhe në tjetrën.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Hâ, Mîm.
(2) Pasha Librin e Qartë - Leuhi Mahfudh, i cili nuk ka lënë asgjë pa e përfshirë dhe Kuranin e marrë prej tij, për të qenë sqarues i rrugës për tek e Vërteta!
(3) Ne e zbritëm atë në natën e Kadrit, një natë e bekuar me mirësi e begati të shumta. Sigurisht që Ne edhe përpara zbritjes së këtij Kurani, gjithmonë kemi qenë tërheqës të vërejtjes, qortues dhe paralajmërues i popujve që kanë ekzistuar përpara jush, në mënyrë që ata të besonin.
(4) E zbritëm në këtë natë, pasi në të jepet vendimi me një urtësi absolute, për çdo çështje që ka të bëjë me furnizimin, jetëgjatësinë, pushtetet, arritjet e dështimet, që do të ndodhin për atë vit.
(5) Caktim ky nga vetë Ne! Sigurisht që prej këtij caktimi ka qenë që Ne të dërgonim Profetin,
(6) si mëshirë nga ana e Zotit tënd (o i Dërguar), për njerëzit që dëshirojnë të gjejnë udhëzimin e shpëtimin. Allahu me të vërtetë është Dëgjuesi e i Dituri, që i dëgjon fjalët e njerëzve dhe i di nevojat e tyre.
(7) Ai është Zoti i qiejve dhe i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse ju (o njerëz) jeni të bindur për këtë.
(8) Vetëm Ai e meriton adhurimin, pasi nuk ka zot tjetër që e meriton të adhurohet. Vetëm Ai jep jetë dhe sjell vdekje, pasi askush nuk mund të vijë në jetë e nuk mund të vdesë pa e lejuar Ai. Ai është Zoti juaj dhe Zoti i baballarëve tuaj të lashtë, prandaj kthehuni e adhuroni vetëm Atë!
(9) Mirëpo, ata as që dëshirojnë t'ia vënë veshin kësaj, prandaj vazhdojnë të hallakaten në dyshimet e tyre.
(10) O i Dërguar! Prit dënimin që do t'i vijë së shpejti popullit tënd, kur qielli të mbushet me një tym të qartë, të cilin do ta shohin me sytë e tyre, nga uria e madhe.
(11) E t'i mbulojë e rrethojë të gjithë njerëzit, e t'u thuhet: "Ky është dënimi i dhembshëm!"
(12) Atëherë, ata do të thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh dënimin që na ka kapluar, sepse ne tani Të besojmë!"
(13) Vallë, nga u erdhi atyre ky përkujtim dhe kjo dëshirë për të besuar, ndërkohë që e mohuan të Dërguarin, që u pati ardhur më parëme porosi e sqarime të qarta për t'i thirrur të besojnë dhe të pendohen?!
(14) Pastaj, me përqeshje ia kthyen shpinën e thanë: " E kanë mësuar të çmendurin(të flasë pa lidhje e pa logjikë)!"
(15) Ja, Ne po jua heqim këtë dënim në jetën e kësaj bote për pak kohë, por ju keni për t'u kthyer sërish në mohimin, idhujtarinë dhe gjynahet tuaja, pasi besimi nga frika nuk është asnjëherë besim i sinqertë!
(16) Por kur Ne godasim me Goditjen e Madhe, atë ditë kemi hequr dorë prej jush përfundimisht!"
(17) Ne edhe popullin e Faraonit përpara tyre e vumë në provë. Atyre u erdhi prej Allahut një i dërguar vërtet fisnik (Musai), - për t'i ftuar ata për tek njësimi i Allahut dhe adhurimi i Tij.
(18) dhe Ai u tha: "Jepeni borxhin që keni ndaj meje - bijtë e Izraelit, duke m'i dorëzuar e duke më besuar! Bëhuni robër të Allahut, pasi unë jam një i dërguar besnik, që përcjell çdo gjë, pa shtuar e pa pakësuar, ashtu si Ai ma ka urdhëruar; pa i mbajtur anën askujt mes jush e bijve të Izraelit.

### Mësime nga ajetet:

- Zbritja Kuranit nga Leuhi Mahfudhi në Natën e Kadrit, e cila është një natë me shumë mirësi tregon për vlerën e madhë të Kur'anit.
- Dërgimi i profetëve në përgjithësi dhe zbritja e Kuranit në veçanti është prej mëshirës së Vetë Allahut për njerëzit që dëshirojnë ta gjejnë udhëzimin dhe shpëtimin.
- Mesazhi i të gjithë të dërguarve ka qenë për shpëtimin e të shtypurve prej mizorëve.

وَأَن لَّا تَعْلُوا۟ عَلَى ٱللَّهِ ۖ إِنِّىٓ ءَاتِيكُم بِسُلْطَـٰنٍ مُّبِينٍ ١٩ وَإِنِّى عُذْتُ
بِرَبِّى وَرَبِّكُمْ أَن تَرْجُمُونِ ٢٠ وَإِن لَّمْ تُؤْمِنُوا۟ لِى فَٱعْتَزِلُونِ ٢١
فَدَعَا رَبَّهُۥٓ أَنَّ هَـٰٓؤُلَآءِ قَوْمٌ مُّجْرِمُونَ ٢٢ فَأَسْرِ بِعِبَادِى لَيْلًا إِنَّكُم
مُّتَّبَعُونَ ٢٣ وَٱتْرُكِ ٱلْبَحْرَ رَهْوًا ۖ إِنَّهُمْ جُندٌ مُّغْرَقُونَ ٢٤ كَمْ
تَرَكُوا۟ مِن جَنَّـٰتٍ وَعُيُونٍ ٢٥ وَزُرُوعٍ وَمَقَامٍ كَرِيمٍ ٢٦ وَنَعْمَةٍ
كَانُوا۟ فِيهَا فَـٰكِهِينَ ٢٧ كَذَٰلِكَ ۖ وَأَوْرَثْنَـٰهَا قَوْمًا ءَاخَرِينَ ٢٨ فَمَا
بَكَتْ عَلَيْهِمُ ٱلسَّمَآءُ وَٱلْأَرْضُ وَمَا كَانُوا۟ مُنظَرِينَ ٢٩ وَلَقَدْ
نَجَّيْنَا بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ مِنَ ٱلْعَذَابِ ٱلْمُهِينِ ٣٠ مِن فِرْعَوْنَ ۚ إِنَّهُۥ
كَانَ عَالِيًا مِّنَ ٱلْمُسْرِفِينَ ٣١ وَلَقَدِ ٱخْتَرْنَـٰهُمْ عَلَىٰ عِلْمٍ عَلَى
ٱلْعَـٰلَمِينَ ٣٢ وَءَاتَيْنَـٰهُم مِّنَ ٱلْـَٔايَـٰتِ مَا فِيهِ بَلَـٰٓؤٌا۟ مُّبِينٌ ٣٣
إِنَّ هَـٰٓؤُلَآءِ لَيَقُولُونَ ٣٤ إِنْ هِىَ إِلَّا مَوْتَتُنَا ٱلْأُولَىٰ وَمَا نَحْنُ
بِمُنشَرِينَ ٣٥ فَأْتُوا۟ بِـَٔابَآئِنَآ إِن كُنتُمْ صَـٰدِقِينَ ٣٦ أَهُمْ
خَيْرٌ أَمْ قَوْمُ تُبَّعٍ وَٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ ۚ أَهْلَكْنَـٰهُمْ ۖ إِنَّهُمْ كَانُوا۟
مُجْرِمِينَ ٣٧ وَمَا خَلَقْنَا ٱلسَّمَـٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا لَـٰعِبِينَ
٣٨ مَا خَلَقْنَـٰهُمَآ إِلَّا بِٱلْحَقِّ وَلَـٰكِنَّ أَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ٣٩



(19) Mos u tregoni mendjemëdhenj ndaj Allahut e të refuzoni thirrjen e Tij, pasi unë po ju parashtroj një fuqi argumentuese të qartë, që nuk mund të dyshohet aspak që është prej vetë Atij.
(20) Unë i kërkoj mbrojtje Zotit tim, i Cili është edhe Zoti juaj, të më mbrojë prej çdo kërcënimi nga ana juaj për të më vrarë, sidomos kërcënimit tuaj për të më vrarë me gurë.
(21) E nëse nuk dëshironi të më besoni, atëherë më lejoni të thërras ata që dëshirojnë të më besojnë!"
(22) Pas kësaj, ai e thirri Zotin e vet e tha: "Vërtetë ata - pra, Faraonit e ndjekësit e tij - janë një popull kriminel, që me mizorinë e tyre, pengojnë edhe të tjerët për të besuar!"
(23) Allahu iu përgjigj thirrjes së tij dhe i tha: "Nisu me robërit e Mi natën dhe dijeni se ata (Faraoni dhe ushtria e tij) do t'ju ndjekin."Kur Musai kaloi bijtë e Izraelit, Allahu nuk lejoi që të mbyllej deti,
(24) por urdhëroi: "Lëre detin ashtu të hapur, pasi ata janë një ushtri që duhen përmbytur!".
(25) Sa e sa kopshte me pemë frutore dhe burime me ujë të vazhdueshëm ata lanë mbrapa, për të dalë në ndjekje të Musait dhe bijve të Izraelit?!
(26) E sa e sa ara pjellore e të mbjella dhe pallate të mahnitshme lanë ata, për të përfunduar në fund të detit!
(27) Siç lanë mirësi të shumta, me të cilat ata kënaqeshin në këtë jetë, për të nxituar për në Zjarrin e Xhehenemit.
(28) Kështu mori fund çështja e tyre! Të gjitha ato të mira e pasuri ua lamë trashëgim njerëzve të tjerë.
(29) E për vdekjen e Faraonit dhe ushtrisë së tij, nuk vajtoi as qielli dhe as Toka, siç pretendonin ata kur atyre u vdiste dikush madje atyre nuk iu dha afat për t'u penduar e për të besuar.
(30) Ndërkohë, Ne i shpëtuam bijtë e Izraelit prej atij dënimi poshtërues, që ata vuanin në tokën e Egjiptit
(31) prej Faraonit, kur ai i shtypte, ua vriste meshkujt e ua linte të gjalla femrat, për t'i poshtëruar. Me të vërtetë, ai ishte një arrogant e mendjemadh, ai ishte prej atyre që e kalonin çdo kufi në padrejtësi e mizori.
(32) Pas kësaj Ne i zgjodhëm ata, në bazë të dijes që Ne ua kishim zbritur, mes tërë njerëzve të asaj kohe, duke bërë që shumica e të dërguarve të ishin nga mesi i tyre.
(33) Gjithashtu, u dhamë atyre mrekulli e aftësi të tilla që, për ta, ishin sprova të qarta, për t'u parë se kush prej tyre ishte vepërmirë e kush ishte i prishur.
(34) Sa u përket mohuesve të popullit tënd (o i Dërguar), që e mohojnë ringjalljen, duke thënë:
(35) "Ne një herë do të vdesim dhe pas asaj vdekjeje nuk do të ringjallemi më kurrë!" e pastaj thonë:
(36) "Atëherë, na i sillni (ringjallni) baballarët tanë të vdekur, nëse jeni të sinqertë në atë që pretendoni!"
(37) A mos vallë, (o i Dërguar) këta janë më të mirë apo populli i Tubbas, që ishte populli më i mirë mes njerëzve. Apo mos vallë, mendojnë se janë më të mirë se popujt që qenë përpara tyre, të cilët Ne i zhdukëm të gjithë, për shkak se ishin popuj kriminelë e keqbërës.
(38) Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe as ato që gjenden në mes tyre kot dhe për të lozur.
(39) Ne i kemi krijuar ato veçse për të dëshmuar nëpërmjet tyre një të vërtetë absolute - njëshmërinë dhe fuqinë e Allahut, mirëpo shumica e njerëzve dhe e idhujtarëve nuk e kuptojnë këtë.

**Mësime nga ajetet:**

- Detyra e besimtarit që t'i drejtohet Zotit me lutje, për ta mbrojtur prej kurtheve të armiqve të tij.
- Lejimi i lutjes kundër mohuesve, kur ata sulmojnë pasuesit e besimit dhe vetë besimin.
- Gënjeshtra më e madhe, kur dikush i rëndësishëm vdiste, ishte: "Edhe qielli, edhe toka qajnë për vdekjen e tij". Këtë shprehje Allahu i Lartësuar e shkëput, që ta përdorë në vendin e duhur, për të treguar kështu gënjeshtrën e tyre në lidhje me dikë, vdekja e të cilit nuk ndryshon asgjë në gjithësi.
- Krijimi i qiejve dhe i Tokës, dëshmon në çdo detaj njëshmërinë, fuqinë dhe urtësinë absolute të Allahut, gjë të cilën ateistët, idhujtarët dhe mohuesit nuk e dinë e as nuk e kuptojnë.

إِنَّ يَوۡمَ ٱلۡفَصۡلِ مِيقَٰتُهُمۡ أَجۡمَعِينَ ٤٠ يَوۡمَ لَا يُغۡنِي مَوۡلًى
عَن مَّوۡلٗى شَيۡـٔٗا وَلَا هُمۡ يُنصَرُونَ ٤١ إِلَّا مَن رَّحِمَ ٱللَّهُۚ
إِنَّهُۥ هُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلرَّحِيمُ ٤٢ إِنَّ شَجَرَتَ ٱلزَّقُّومِ ٤٣ طَعَامُ
ٱلۡأَثِيمِ ٤٤ كَٱلۡمُهۡلِ يَغۡلِي فِي ٱلۡبُطُونِ ٤٥ كَغَلۡيِ
ٱلۡحَمِيمِ ٤٦ خُذُوهُ فَٱعۡتِلُوهُ إِلَىٰ سَوَآءِ ٱلۡجَحِيمِ ٤٧ ثُمَّ
صُبُّواْ فَوۡقَ رَأۡسِهِۦ مِنۡ عَذَابِ ٱلۡحَمِيمِ ٤٨ ذُقۡ إِنَّكَ
أَنتَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡكَرِيمُ ٤٩ إِنَّ هَٰذَا مَا كُنتُم بِهِۦ تَمۡتَرُونَ
٥٠ إِنَّ ٱلۡمُتَّقِينَ فِي مَقَامٍ أَمِينٖ ٥١ فِي جَنَّٰتٖ وَعُيُونٖ
٥٢ يَلۡبَسُونَ مِن سُندُسٖ وَإِسۡتَبۡرَقٖ مُّتَقَٰبِلِينَ ٥٣
كَذَٰلِكَ وَزَوَّجۡنَٰهُم بِحُورٍ عِينٖ ٥٤ يَدۡعُونَ فِيهَا بِكُلِّ
فَٰكِهَةٍ ءَامِنِينَ ٥٥ لَا يَذُوقُونَ فِيهَا ٱلۡمَوۡتَ إِلَّا
ٱلۡمَوۡتَةَ ٱلۡأُولَىٰۖ وَوَقَىٰهُمۡ عَذَابَ ٱلۡجَحِيمِ ٥٦ فَضۡلٗا مِّن
رَّبِّكَۚ ذَٰلِكَ هُوَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡعَظِيمُ ٥٧ فَإِنَّمَا يَسَّرۡنَٰهُ بِلِسَانِكَ
لَعَلَّهُمۡ يَتَذَكَّرُونَ ٥٨ فَٱرۡتَقِبۡ إِنَّهُم مُّرۡتَقِبُونَ ٥٩

## سُورَةُ الجَاثِيَةِ

ترتيبها ٤٥ — آياتها ٣٧



(40) Vërtet që Dita kur Allahu do ta ndajë të mirën nga e keqja është caktuar tashmë për të gjithë. Vetëm Ditën e Gjykimit do t'i ndajnë njerëzit hesapet me njëri-tjetrin përpara Allahut.
(41) Atë ditë, i afërmi e miku i ngushtë nuk mund t'i sjellë të afërmit e mikut të vet asnjë dobi. Ata nuk do t'i ndihmojë askush, që të shpëtojnë prej drejtësisë dhe dënimit të Allahut për atë që kanë bërë.
(42) Përveç atij që e ka mëshiruar Allahu dhe do që ta falë, për shkak të mirësive që ka bërë dhe për arsye se ato ia kalojnë të këqijave. Ai është i Plotfuqishëm, që edhe t'i ndëshkojë, por është edhe Mëshirues, që t'i mëshirojë.

*Pasi Allahu ka përmendur Ditën e Gjykimit e ndarjen e njerëzve prej njëri-tjetrit, tani përmend detaje të ndëshkimit të mohuesve dhe shpërblimit të besimtarëve, sipas veprave që secili ka bërë në jetën e kësaj bote:
(43) Vërtet që frutat e pemës së Zekkumit, e cila do të mbijë në fund të Xhehenemit,
(44) do të jenë i vetmi ushqim për gjynahqarin, i cili i ka dhënë përparësi gjynaheve në vend të besimit.
(45) Ai është ushqim që do të vlojë në barkun e tij, si një zift i zi në kulmin e nxehtësisë,
(46) ashtu siç vlon uji në kulmin e vlimit të tij. Jo vetëm kaq, por rojtarëve të Xhehenemit do t'u thuhet:
(47) "Rrëmbejeni atë ashpërsisht e dhunshëm dhe vërviteni në mes të Zjarrit të Xhehenemit!
(48) Pastaj, si ndëshkim, derdhni mbi kokën e tij ujë të valuar, që ta vuajë dënimin nga brenda e jashtë!
(49) E thuajini, siç ai dëshironte t'i thonin në jetën e dynjasë: "Shijoje, pra, se ti qenke i nderuari dhe i miri!".
(50) Ja, pra, ky është (o banorë të Xhehenemit) ai ndëshkim (sipas llojit të veprës) që ju e vinit në dyshim!
(51) E sa u përket besimtarëve të përkushtuar, që e ruajtën veten prej gjynaheve e i zbatuan porositë e Allahut, ata në të vërtetë do të jenë në një pozitë të nderuar e do të jenë të sigurtë, larg çdo brenge.
(52) Ata do të jenë mes kopshteve të mrekullueshme dhe mes burimeve të larmishme të Xhenetit,
(53) të veshur me rroba prej mëndafshi të hollë e të trashë, që qëndrojnë përballë njëri-tjetrit të ngazëllyer. Askush nuk ia kthen shpinën njëri-tjetrit, në mënyrë që askush të mos ndihet i ofenduar.
(54) E ashtu siç ata kanë qenë të ndershëm dhe të duruar në dynja, ashtu Ne i nderuam e i shpërblyem me Xhenet dhe ua mundësuam të martohen me hyritë sybukura të Xhenetit.
(55) Aty ata kanë çfarëdolloj shijeje që të dëshirojnë. Atje do të kënaqen dhe do të jenë të sigurtë.
(56) Atje do të jenë të përjetshëm dhe, përveç vdekjes së parë, që shijojnë një herë në jetën e dynjasë, nuk do ta shijojnë më kurrë vdekjen. Ashtu siç kanë ruajtur vetet e tyre prej gjynaheve e shkeljes së kufijve të Allahut, edhe Allahu i ruan ata prej dënimit të Xhehenemit,
(57) si një mirësi për ta, e dhuruar prej Zotit tënd (o i Dërguar). Kjo është arritja e madhe!
(58) E Ne ta kemi lehtësuar Kuranin, duke e zbritur atë në gjuhën tënde, në mënyrë që ata të përfitojnë.
(59) Prandaj ti prit e shiko se ç'do të ndodhë me ta, sepse edhe ata po presin të shohin se çfarë do të ndodhë!

### Mësime nga ajetet:

- Allahu ka për t'i ndëshkuar jobesimtarët në Ditën e Gjykimit me dëshpërim të thellë dhe dhembje.
- Fitorja më e madhe e njeriut është shpëtimi prej zjarrit të Xhehenemit e hyrja në Xhenet.
- Zbritja e Kuranit në gjuhën e pasur arabe në një mënyrë të lehtë për t'u memorizuar e për t'u kuptuar është mirësi e Allahut për robërit e Vet.

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ١ تَنزِيلُ ٱلْكِتَٰبِ مِنَ ٱللَّهِ ٱلْعَزِيزِ ٱلْحَكِيمِ ٢ إِنَّ فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ لَءَايَٰتٍ لِّلْمُؤْمِنِينَ ٣ وَفِى خَلْقِكُمْ وَمَا يَبُثُّ مِن دَآبَّةٍ ءَايَٰتٌ
لِّقَوْمٍ يُوقِنُونَ ٤ وَٱخْتِلَٰفِ ٱلَّيْلِ وَٱلنَّهَارِ وَمَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ مِنَ ٱلسَّمَآءِ
مِن رِّزْقٍ فَأَحْيَا بِهِ ٱلْأَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَا وَتَصْرِيفِ ٱلرِّيَٰحِ ءَايَٰتٌ لِّقَوْمٍ
يَعْقِلُونَ ٥ تِلْكَ ءَايَٰتُ ٱللَّهِ نَتْلُوهَا عَلَيْكَ بِٱلْحَقِّ فَبِأَىِّ حَدِيثٍۭ بَعْدَ
ٱللَّهِ وَءَايَٰتِهِۦ يُؤْمِنُونَ ٦ وَيْلٌ لِّكُلِّ أَفَّاكٍ أَثِيمٍ ٧ يَسْمَعُ ءَايَٰتِ
ٱللَّهِ تُتْلَىٰ عَلَيْهِ ثُمَّ يُصِرُّ مُسْتَكْبِرًا كَأَن لَّمْ يَسْمَعْهَا فَبَشِّرْهُ بِعَذَابٍ أَلِيمٍ
٨ وَإِذَا عَلِمَ مِنْ ءَايَٰتِنَا شَيْـًٔا ٱتَّخَذَهَا هُزُوًا أُو۟لَٰٓئِكَ لَهُمْ عَذَابٌ
مُّهِينٌ ٩ مِّن وَرَآئِهِمْ جَهَنَّمُ وَلَا يُغْنِى عَنْهُم مَّا كَسَبُوا۟ شَيْـًٔا
وَلَا مَا ٱتَّخَذُوا۟ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَوْلِيَآءَ وَلَهُمْ عَذَابٌ عَظِيمٌ ١٠ هَٰذَا
هُدًى وَٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِمْ لَهُمْ عَذَابٌ مِّن رِّجْزٍ أَلِيمٌ ١١
۞ ٱللَّهُ ٱلَّذِى سَخَّرَ لَكُمُ ٱلْبَحْرَ لِتَجْرِىَ ٱلْفُلْكُ فِيهِ بِأَمْرِهِۦ وَلِتَبْتَغُوا۟
مِن فَضْلِهِۦ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ ١٢ وَسَخَّرَ لَكُم مَّا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى
ٱلْأَرْضِ جَمِيعًا مِّنْهُ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَٰتٍ لِّقَوْمٍ يَتَفَكَّرُونَ ١٣



## SURJA "EL-XHATHIJE"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i qëndrimeve të njerëzve ndaj argumeneteve nga feja dhe nga gjithësia, rrëzimi i pretendimeve që paraqesin mohuesit e ringjalljes me kokëfortësi, si dhe frikësimi i tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Hâ, Mîm.

(2) Shpallja e këtij Libri (Kurani) është vetëm prej Allahut të Plotfuqishëm e të Urtë, i Cili bën çfarë të dëshirojë. Ai e bën gjithçka sipas urtësisë së Vet Absolute e askush nuk mund ta pengojë.

(3) Vërtet që në krijimin e qiejve dhe të Tokës ekzistojnë argumente të mjaftueshme, që dëshmojnë fuqinë e Allahut dhe urtësinë e Tij për ata besimtarë që e njësojnë Atë, pasi vetëm ata e njohin se sa Suprem është Ai mbi ta.

(4) Krijimi juaj (o njerëz) dhe krijimi i kafshëve e i gjallesave të shpërndara nëpër tokë, janë argumente që tregojnë fuqinë, urtësinë e njëshmërinë e Allahut, për një popull që është i bindur se ka një Krijues.

(5) Madje, edhe ndryshimi i natës e i ditës, pa të cilën nuk do kishte jetë; lëshimi i shiut si furnizim për ju, të cilin Allahu e lëshon prej qiellit duke e ngjallur e gjelbëruar tokën, pas vdekjes e tharjes së saj; si dhe lëvizja e erërave, herë nga veriu e jugu, herë nga toka e deti, si mundësi për ju në udhëtimet tuaja në det, janë argumente rreth fuqisë, urtësisë dhe mëshirës së Tij, për një popull që mendon për to.

(6) Këto janë, pra, argumentet e Allahut, me të cilat Ai e dëshmon Qenien e Vet Supreme e Absolute; argumente të cilat, Ne po t'i shpalosim ty (o i Dërguar) në këtë Kuran bashkë me të Vërtetën(njëshmërinë) e Tij. Nëse ata nuk i besojnë Fjalës së Allahut (Kurani t dhe argumenteve(fakteve)të Tij), atëherë fjalën dhe argumentin e kujt besojnë?!

(7) Mjerë për çdo shpifës gjynahqar, që gënjen në emër të Allahut, për të vazhduar në gjynahet e veta! Ai do të ketë prej Allahut ndëshkimin e vuajtjen më të dhembshme në Zjarr të Xhehenemit, si ndëshkim për atë që ka bërë.

(8) Ai, edhe pse i dëgjon vargjet e Allahut, duke iu lexuar atij nga Kurani, shtiret sikur nuk i dëgjon ato. Pastaj u shmanget atyre me mendjemadhësi, duke i refuzuar e shpërfillur, me mohim e gjynahe, si të mos i kishte dëgjuar e lexuar ato kurrë më parë. Lajmëroje atë (o i Dërguar) se e pret një dënim i dhembshëm në Ditën e Gjykimit!

(9) Teksa ai arrin të lexojë, kuptojë e mësojë diçka prej kuptimeve të vargjeve Tona, i merr ato me qesëndisje, tallje e ironi. Të tillët do të kenë një dënim e përfundim poshtërues, që jetën e kësaj bote dhe

(10) pas jetës së tyre, ata i pret Zjarri i Xhehenemit. Ajo që ata kanë fituar e shijuar në jetën e dynjasë nuk do të ketë asnjë vlerë për ta e nuk do t'u sjellë kurrfarë dobie. Madje nuk kanë për t'i ndihmuar as ata që i kanë marrë si mbështetës e përkrahës në vend të Allahut, ndërkohë që për ta është një dënim vërtetë i madh.

(11) Ky Kuran është udhëzim prej Vetë Allahut, për t'i udhëzuar ata që e kërkojnë të Vërtetën dhe rrugën e shpëtimit. Sa u përket atyre që nuk i besojnë argumentet e Zotit të tyre, të cilat ia zbriti të Dërguarit të Vet (Muhamedit), ata do të kenë një dënim të keq (të padurueshëm) e të dhembshëm.

(12) Allahu (o njerëz) është Ai i Cili vuri në shërbimin tuaj edhe detin, duke mundësuar me urdhrin e Tij që anijet të lundrojnë në të, në mënyrë që t'ju lehtësohet arritja e disa prej të mirave të Tij, që ju të tregoheni mirënjohës ndaj Allahut për këtë mirësi.

(13) E, Ai vuri në shërbimin tuaj e të jetës në tokë gjithçka që gjendet në qiej (diellin, hënën, yjet, etj.) dhe gjithçka që gjendet në Tokë (malet, pemët, lumenjtë, gjallesat, etj.). Të gjitha këto begati janë nga Bujaria dhe Mirësia e Tij. Vënia e tyre në shërbimin tuaj tregon Fuqinë dhe Njëqenësinë e Allahut, për ata njerëz që meditojnë në mrekullitë e krijimtarisë së Tij dhe nxjerrin mësime prej tyre.

### Mësime nga ajetet:

• Mashtrimi dhe këmbëngulja në gjynahe, mendjemadhësia e tallja me porositë e Allahut janë veçori të njerëzve të humbur e të devijuar, të cilëve Allahu u ka premtuar ndëshkimin. • Mirësitë e Allahut ndaj robërve të Vet janë të panumërta, pasi gjithçka që ndodhet në univers është vënë në ekuilibër të tillë që të bëhet e mundur jeta në tokë, e në mënyrë të veçantë jeta e njeriut. • Mirësitë e Allahut i janë mundësuar njeriut me qëllimin e vetëm, që ai të tregohet mirënjohës dhe falënderues ndaj Dhuruesit dhe ta njohë mëshirën e mirësinë e Tij.

قُل لِّلَّذِينَ ءَامَنُواْ يَغۡفِرُواْ لِلَّذِينَ لَا يَرۡجُونَ أَيَّامَ ٱللَّهِ لِيَجۡزِيَ
قَوۡمَۢا بِمَا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ١٤ مَنۡ عَمِلَ صَٰلِحٗا فَلِنَفۡسِهِۦۖ
وَمَنۡ أَسَآءَ فَعَلَيۡهَاۖ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّكُمۡ تُرۡجَعُونَ ١٥ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَا
بَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡحُكۡمَ وَٱلنُّبُوَّةَ وَرَزَقۡنَٰهُم مِّنَ ٱلطَّيِّبَٰتِ
وَفَضَّلۡنَٰهُمۡ عَلَى ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٦ وَءَاتَيۡنَٰهُم بَيِّنَٰتٖ مِّنَ ٱلۡأَمۡرِۖ
فَمَا ٱخۡتَلَفُوٓاْ إِلَّا مِنۢ بَعۡدِ مَا جَآءَهُمُ ٱلۡعِلۡمُ بَغۡيَۢا بَيۡنَهُمۡۚ إِنَّ رَبَّكَ
يَقۡضِي بَيۡنَهُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ فِيمَا كَانُواْ فِيهِ يَخۡتَلِفُونَ
١٧ ثُمَّ جَعَلۡنَٰكَ عَلَىٰ شَرِيعَةٖ مِّنَ ٱلۡأَمۡرِ فَٱتَّبِعۡهَا وَلَا تَتَّبِعۡ
أَهۡوَآءَ ٱلَّذِينَ لَا يَعۡلَمُونَ ١٨ إِنَّهُمۡ لَن يُغۡنُواْ عَنكَ مِنَ ٱللَّهِ
شَيۡـٔٗاۚ وَإِنَّ ٱلظَّٰلِمِينَ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلِيَآءُ بَعۡضٖۖ وَٱللَّهُ وَلِيُّ ٱلۡمُتَّقِينَ
١٩ هَٰذَا بَصَٰٓئِرُ لِلنَّاسِ وَهُدٗى وَرَحۡمَةٞ لِّقَوۡمٖ يُوقِنُونَ ٢٠
أَمۡ حَسِبَ ٱلَّذِينَ ٱجۡتَرَحُواْ ٱلسَّيِّـَٔاتِ أَن نَّجۡعَلَهُمۡ كَٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ سَوَآءٗ مَّحۡيَاهُمۡ وَمَمَاتُهُمۡۚ سَآءَ
مَا يَحۡكُمُونَ ٢١ وَخَلَقَ ٱللَّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ بِٱلۡحَقِّ
وَلِتُجۡزَىٰ كُلُّ نَفۡسِۭ بِمَا كَسَبَتۡ وَهُمۡ لَا يُظۡلَمُونَ ٢٢



(14) Thuaju (o i Dërguar) atyre që kanë besuar, t'i falin ata që nuk kanë shpresë se do t'u vijnë ndonjëherë ditët e Allahut, kur drejtësia e Allahut do të vihet në tokë dhe kur çdo kush ka për ta marrë ndëshkimin dhe shpërblimin që e meriton për çfarë ka bërë. Për shkak të besimit të dobët që kanë, le t'u thonë:

(15) "Kushdo që bën ndonjë të mirë, ajo ka për të qenë në të mirën e tij dhe kushdo që bën ndonjë të keqe, ajo ka për të qenë në dëm të tij. Pastaj, ju keni për t'u kthyer tek Zoti juaj në Ditën e Gjykimit dhe atje keni për të gjetur atë që meritoni për gjithçka keni bërë në jetën e kësaj bote!"

(16) E Ne (o i Dërguar) edhe bijve të Izraelit u dhamë Librin e Teuratit, u dhamë pushtetin për të marrë vendime nëpërmjet tij e u mundësuam që shumica e profetëve të ishin prej pasardhësve të Ibrahimit në mesin e tyre. Ne i furnizuam ata me të mira të shumta nga të gjitha anët e i ngritëm me dije mbi të gjithë popujt e tjerë të asaj kohe.

(17) Ne u dhuruam argumente të qarta në lidhje me udhëheqjen, duke u sqaruar çdo gjë me detaje, në lidhje me ty dhe me ardhjen e tënde. Ata (para se të vije ti) nuk ishin të aspak të përçarë, në lidhje me pranimin e ardhjes tënde. Por, kur atyre u erdhi dija (Kurani e Muhamedi, që e ndau të Vërtetën nga e kota, ata e mohuan atë, për shkak të armiqësisë që kishin me arabët, duke dëshiruar që ta kishin vetëm ata drejtimin dhe pushtetin. Vërtet që Zoti yt ka për t'i gjykuar në Ditën e Gjykimit përse ata e kundërshtuan pranimin e të Dërguarit të madh, siç ishin paralajmëruar nga të profetët dhe nga Librat e tyre, si dhe përse mohuan?!

(18) Pas tyre, Ne (o i Dërguar) të mundësuam ty që të kesh Kushtetutën tënde, në lidhje me udhëheqjen. Prandaj ti ndiq vetëm atë që të kemi zbritur ty dhe mos i ndiq qejfet dhe dëshirat e kota të atyre që nuk e njohin të Vërtetën dhe as urtësinë e Allahut të Lartësuar, i Cili e bën çdo gjë me urtësinë e Vet Absolute!

(19) Nuk kanë për të të ndihmuar e as nuk kanë për ta lehtësuar përgjegjësinë që do kesh prej Allahut për kryerjen e misionit tënd në tokë, duke mos të të sjellë kurrfarë dobie. Madje zullumqarët janë përkrahës vetëm të njëri-tjetrit, ndërsa Allahu është Ndihmues i besimtarëve të përkushtuar, të cilët u ruhen gjynaheve dhe i zbatojnë porositë e Tij.

(20) Kjo që të është shpallur ty (o i Dërguar) është largpamësi e dritë për të gjithë njerëzit, në mënyrë që ata ta dallojnë të Vërtetën e të kotën përtej interesave të tyre. Ky është udhëzim për tek shpëtimi, siç është mëshirë për një popull që beson bindshëm në drejtësinë dhe urtësinë e Allahut.

(21) A mos po mendojnë ata që u zhytën në vepra të këqija se Ne kemi për t'i bërë të barabartë me ata që besojnë e bëjnë vepra të mira, në jetën dhe në vdekjen e tyre?! Sa gjykim mizor e të padrejtë që kanë!

(22) Allahu i krijoi qiejt edhe Tokën me një precizitet absolut dhe po me këtë drejtësi ka për ta shpërblyer e ndëshkuar çdo qenie të gjallë, për atë që ka punuar. Askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

**Mësime nga ajetet:**

- Falja e të demoralizuarëve, që kanë humbur shpresën se do vijnë ndonjëherë ditët kur Allahu do t'i ndihmojë besimtarët e do t'i mposhtë jobesimtarët, është një virtyt i urdhëruar prej Allahut. Edhe nëse besimtarët dëmtohen prej tyre apo dobësohen moralisht, gjithsesi duhet që ata vetëm të këshillohen.
- Urdhërimi për ndjekjen e Kushtetutës Hyjnore dhe heqjen dorë prej ndjekjes së qejfeve të njerëzve.
- Ashtu siç nuk mund të jenë të njëjtë besimtarët dhe jobesimtarët në sjellje e moral, nuk do të jenë të njëjtë as në shpërblim.
- Përsosmëria që ekziston në krijimin e qiejve dhe të Tokës, sipas Urtësisë së plotë të Allahut nuk vërehet nga materialistët ateistë.

أَفَرَءَيۡتَ مَنِ ٱتَّخَذَ إِلَٰهَهُۥ هَوَىٰهُ وَأَضَلَّهُ ٱللَّهُ عَلَىٰ عِلۡمٖ وَخَتَمَ عَلَىٰ سَمۡعِهِۦ
وَقَلۡبِهِۦ وَجَعَلَ عَلَىٰ بَصَرِهِۦ غِشَٰوَةٗ فَمَن يَهۡدِيهِ مِنۢ بَعۡدِ ٱللَّهِۚ أَفَلَا
تَذَكَّرُونَ ٢٣ وَقَالُواْ مَا هِيَ إِلَّا حَيَاتُنَا ٱلدُّنۡيَا نَمُوتُ وَنَحۡيَا وَمَا يُهۡلِكُنَآ
إِلَّا ٱلدَّهۡرُۚ وَمَا لَهُم بِذَٰلِكَ مِنۡ عِلۡمٍۖ إِنۡ هُمۡ إِلَّا يَظُنُّونَ ٢٤ وَإِذَا تُتۡلَىٰ
عَلَيۡهِمۡ ءَايَٰتُنَا بَيِّنَٰتٖ مَّا كَانَ حُجَّتَهُمۡ إِلَّآ أَن قَالُواْ ٱئۡتُواْ بِـَٔابَآئِنَآ إِن
كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ٢٥ قُلِ ٱللَّهُ يُحۡيِيكُمۡ ثُمَّ يُمِيتُكُمۡ ثُمَّ يَجۡمَعُكُمۡ إِلَىٰ
يَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ لَا رَيۡبَ فِيهِ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ٢٦ وَلِلَّهِ مُلۡكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ يَوۡمَئِذٖ يَخۡسَرُ ٱلۡمُبۡطِلُونَ ٢٧
وَتَرَىٰ كُلَّ أُمَّةٖ جَاثِيَةٗۚ كُلُّ أُمَّةٖ تُدۡعَىٰٓ إِلَىٰ كِتَٰبِهَا ٱلۡيَوۡمَ تُجۡزَوۡنَ مَا كُنتُمۡ
تَعۡمَلُونَ ٢٨ هَٰذَا كِتَٰبُنَا يَنطِقُ عَلَيۡكُم بِٱلۡحَقِّۚ إِنَّا كُنَّا نَسۡتَنسِخُ
مَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ٢٩ فَأَمَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ
فَيُدۡخِلُهُمۡ رَبُّهُمۡ فِي رَحۡمَتِهِۦۚ ذَٰلِكَ هُوَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡمُبِينُ ٣٠ وَأَمَّا
ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ أَفَلَمۡ تَكُنۡ ءَايَٰتِي تُتۡلَىٰ عَلَيۡكُمۡ فَٱسۡتَكۡبَرۡتُمۡ وَكُنتُمۡ قَوۡمٗا
مُّجۡرِمِينَ ٣١ وَإِذَا قِيلَ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ حَقّٞ وَٱلسَّاعَةُ لَا رَيۡبَ فِيهَا
قُلۡتُم مَّا نَدۡرِي مَا ٱلسَّاعَةُ إِن نَّظُنُّ إِلَّا ظَنّٗا وَمَا نَحۡنُ بِمُسۡتَيۡقِنِينَ ٣٢



(23) A e ke parë (o i Dërguar) atë që, për Zot të vetin konsideron vetëm qejfin e vet, të cilit i bindet, e pason dhe e adhuron, duke mos e kundërshtuar për asgjë, sikur ta kishte idhull?! A e ke parë se si Allahu e ka lënë atë në humbje, pavarësisht dijes, aftësisë së tij e mësimeve të Allahut që i janë shpalosur.(A e ke parë) se si Allahu ia vulosi atij të dëgjuarit, zemrën dhe i vuri perde para syve, që të mos e gjejë dot udhëzimin?! E kush, vallë, mund ta udhëzojë atë, pasi Allahu i mundësoi t'i shohë ato argumente?! A nuk po e kuptoni se ç'po humbni me dhënien përparësi të vetes suaj përpara mësimeve të Allahut?!

(24) Kur e mohuan Allahun tërësisht, thanë: "Nuk ekziston për ne jetë tjetër, përveç jetës së kësaj bote. Ne do të vdesim siç vdiqën edhe brezat e mëparshëm dhe po jetojmë ashtu siç jetuan edhe ata më parë! Vetëm koha na shkatërron ne!" Çfarë diturie kanë ata për këtë, nëse nuk po hamendësojnë?!

(25) Kur atyre u shpalosen argumentet Tona të qarta e bindëse, që tregojnë ekzistencën, fuqinë e urtësinë e Allahut për t'i ringjallur e për t'i nxjerrë përpara llogarisë, ata nuk kanë argument tjetër, përveçse të thonë: "Sillini në jetë, pra, baballarët tanë, nëse jeni të sinqertë në këtë që po pretendoni?!"

(26) Thuaju (o i Dërguar): "Allahu është Ai që, pa ju pyetur fare, ju jep juve jetën, pastaj ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, për t'ju bashkuar sërish në Ditën e Gjykimit, për të cilën nuk ka asnjë mëdyshje. Mirëpo shumica e njerëzve nuk e njohin fuqinë e Allahut, prandaj e mohojnë e nuk e presin atë ditë.

(27) Vetëm Allahut i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës! Ditën kur të vijë Ora e Kijametit e të bëhet ringjallja, ajo ditë do të jetë fatkeqësi për ata që e kaluan jetën e tyre kot.

(28) Atë ditë (o i Dërguar) do t'i shohësh të gjithë popujt të gjunjëzuar, duke pritur të frikësuar se çfarë do të ndodhë me ta. Atë ditë, çdo njeri do të thirret për tek Libri i jetës së vet, të cilin e kanë shkruar engjëjt e urdhëruar e do t'u thuhet: "Sot - o njerëz - keni për t'u shpërblyer për gjithçka që ju keni bërë në jetën e dynjasë.

(29) Ky është Libri Ynë, që nuk ka lënë asgjë pa e përfshirë prej veprave tuaja dhe sot ai do të dëshmojë të vërtetën tuaj. Ne u patëm kërkuar engjëjve që të shënojnë gjithçmos që ju e vepronit!".

(30) Sa u përket atyre që besuan e bënë vepra të mira, Zoti i tyre ka për t'i futur në Xhenetin dhe mëshirën e Vet. Ky shpërblim, që do t'ua dhurojë Allahu, është fitorja dhe arritja e tyre e vërtetë!

(31) Ndërkohë, atyre që mohuan, do t'u thuhet: "A nuk ju lexuan juve argumentet e Mia dhe ju u treguat mendjemëdhenj dhe njerëz kriminelë, duke i mohuar e penguar edhe të tjerët nga besimi?!

(32) Kur ju thuhej: "Vërtet që premtimi i Allahut (se do t'i ringjallë njerëzit) është i sigurt dhe se Dita e Gjykimit do të bëhet, pa dyshim!", ju thoshit: "Ç'dimë ne se ç'është Dita e Gjykimit, pasi ne thjesht kemi hamendësime e nuk kemi asgjë të sigurt?!"

### Mësime nga ajetet:

- Ndjekja e qejfeve, dëshirave të kota dhe epshit sjellin shkatërrimin e njeriut, duke bërë që t'i humbasë aftësia për të gjetur udhëzimin e për ta pranuar atë.
- Fatkeqësia që do të përjetojnë ata që e kaluan jetën e tyre kot, që adhuruan të kotën dhe u përpoqën që të kotën e tyre ta tregonin si të vërtetë, do të jetë një llahtari e madhe në Ditën e Gjykimit.
- Pasimi i hamendjes nuk të mundëson gjetjen e së Vërtetës, pasi e Vërteta është vetëm nga Allahu, veçanërisht e në lidhje me besimin e çështjeve të fshehta e të padukshme të Allahut.
- Mohuesit ironizonin dhe përqeshnin besimtarët, kur ata i ftonin të besonin e të përgatiteshin për Ditën e Gjykimit, përqeshje e cila do t'u kujtohet atyre kur të kenë humbur çdo mundësi shpëtimi.